# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 344-345• VITI 33 • KORRIK/GUSHT 2019 • DHUL-KA'DE/ DHUL-HIXHXHE 1440 • ÇMIMI 1 €

- Komentimi i kaptinës “El-Mearixh”
- Dhikri (lutjet) pas namazit
- E keqja në formë njeriu



*Urimi i Myftiut Naim Tërnava për fillimin e vitit të ri shkollor*

# Dituria është rruga më e shkurtër drejt qytetërimit

*Të dashur nxënës,*

*Sot fillon një kapitull i ri për ju. Shkolla është një shtëpi e re për ju, në të cilën do të kaloni kohë duke mësuar e duke u përgatitur për sfidat e jetës. Dituria është rruga më e shkurtër drejt qytetërimit.*

*Neve, si popull i përvuajtur e i shtypur që kemi qenë, për t'iu bashkëngjitur popujve të zhvilluar, na duhet të përkushtohemi më shumë se të tjerët në edukim dhe arsimim. Ndaj, sot, mos e shihni të tepërt kërkesën time që të jepni nga vetja çdo gjë vetëm e vetëm që të mësoni, sepse ju jeni ardhmëria e këtij vendi. Fati i këtij populli varet shumë edhe nga ju, nga angazhimi dhe përgatitja juaj profesinale.*

*Andaj më lejoni që si prind, qytetar dhe Myfti i vendit tonë, t'ju uroj për këtë vit të ri shkollor duke e lutur Zotin e Gjithëdijshëm që t'ju mësojë, t'ju ruajë, t'ju japë shëndet dhe sukses!*

*Do të doja të veçoj me urim edhe nxënësit e Medresesë Alauddin me paralelet e saja fizike në Gjilan dhe Prizren duke kërkuar prej tyre që reputacionin e kësaj shkolle dhe prestigjin e fituar ndër vite si shkolla më e suksesshme ta ruajnë e ta mbajnë edhe për shumë vite.*

*Urimet e mia janë edhe për gjithë mësuesit e mësueset dhe personelin edukativo arsimor në të gjithë vendin. Qofshi të ndihmuar nga Zoti!*

*Juaji,*

*Mr. Naim TËRNAVA*

*Myfti i Republikës së Kosovës*

## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, mr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



"Lexo, në emër të Zotit tënd i Cili krijoi. Krijoi njeriun prej një rrecke. Lexo! Se është fisnik Zoti yt. I Cili e mësoi me pendë; E mësoi njeriun çka nuk e kishte ditur."

(El Alak, 1-5)

# Burimet e njohjes

*Me emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*

*"Lexo, në emër të Zotit tënd i Cili krijoi. Krijoi njeriun prej një rrecke. Lexo! Se është fisnik Zoti yt. I Cili e mësoi me pendë; E mësoi njeriun çka nuk e kishte ditur. " (El Alak, 1-5.)*

*Allahu e veçoi njeriun nga krijesat e tjera duke i dhënë mendjen, i dhuroi atij edhe shqisat për të njohur botën. Kështu, nëpërmjet mendjes njeriu merr perceptimet, kupton dhe mediton, nxjerr konkluzione. Mirëpo, krahas kësaj, Allahu i Madhërishëm nëpërmjet pejgamberëve njeriut i dërgoi shpallje dhe i furnizoi ata me dije mbi qëllimin e jetës, vlerat dhe mbi kualitetet etike dhe ua besoi detyrën që Shpalljen Hyjnore t'ua komunikojnë njerëzve duke ua treguar rrugën e vërtetë.*

*Përmes pesë shqisave (shikimi, dëgjimi, nuhatja, shijimi dhe prekja ), që i ka si pesë dritare që i janë hapur për të parë botën lëndore, njeriu merr ndijimet. Njeriu përdor edhe teknika të ndryshme shkencore për të njohur më shumë botën lëndore. Me përparimin e shkencave, njeriu i ka avancuar këto teknika me të cilat e kupton më mirë natyrën, e studion dhe e njeh më shumë ndërtimin dhe funksionimin e ligjeve në të.*

*Mirëpo, përkufizimi i njohjes vetëm në atë që është materiale, duke e privuar nga pranimi i botës së shpirtit, shpalljes dhe të parit përtej botës fizike, është një përkufizim i gjymtë dhe i jo i drejtë. Të deklarohet se s'mund të njihet diçka, veçse ajo që mund të kapet përmes shqisave, nëse shihet, dëgjohet, nuhatet, shijohet dhe preket është një pretendim që mbase do t'i shkonte mendjes fëmijërore.*

*Sipas sentencës islame bota mund të kuptohet në saje të përputhshmërisë dhe inkorporimit të burimeve diturore të shumëllojshme. Njohja dhe dija nuk mund të reduktohen në një burim të vetëm. Mendja, pesë shqisat dhe vrojtimi janë burime të dijes që nuk konfrontohen me shpalljen hyjnore (vahjin).*

*Prandaj, dijetarët myslimanë konstatojnë se njeriu mund të arrijë të dijë dhe të njohë edhe nëpërmjet të njohurit apriori dhe natyrës së pastër (fitre), nëpërmjet mendjes dhe të menduarit e të logjikuarit, nëpërmjet fuqisë shpirtërore, inspirimit dhe shpalljes hyjnore.*

*Pra, njohja mund të arrihet nëpërmjet shqisave, mendjes dhe nëpërmjet shpalljes.*

*Aftësia e mendjes së njeriut, ndonëse është më shumë se njohja e mjeteve për të arritur qëllimet, megjithatë ajo është e limituar dhe nuk mund të kuptojë të vërtetën rreth botës metafizike. Vetëm nëpërmjet Shpalljes, njeriu duke përdorur mendjen, arrin të mësojë të vërtetën për Zotin.*

*Dr. Ajni Sinani*

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës – “El-Mearixh” – (6)

## Sjellja hipokrite e jobesimtarëve ndaj të Dërguarit të Allahut

فَمَالِ الَّذِينَ كَفَرُوا قِبَلَكَ مُهْطِعِينَ. عَنِ الْيَمِينِ وَعَنِ الشِّمَالِ عِزِينَ. أَيَطْمَعُ كُلُّ امْرِئٍ مِّنْهُمْ أَن يُدْخَلَ جَنَّةَ نَعِيمٍ. كَلَّا إِنَّا خَلَقْنَاهُم مِّمَّا يَعْلَمُونَ.فَلَا أُقْسِمُ بِرَبِّ الْمَشَارِقِ وَالْمَغَارِبِ إِنَّا لَقَادِرُونَ. عَلَىٰ أَن نُّبَدِّلَ خَيْرًا مِّنْهُمْ وَمَا نَحْنُ بِمَسْبُوقِينَ. فَذَرْهُمْ يَخُوضُوا وَيَلْعَبُوا حَتَّىٰ يُلَاقُوا يَوْمَهُمُ الَّذِي يُوعَدُونَ. يَوْمَ يَخْرُجُونَ مِنَ الْأَجْدَاثِ سِرَاعًا كَأَنَّهُمْ إِلَىٰ نُصُبٍ يُوفِضُونَ. خَاشِعَةً أَبْصَارُهُمْ تَرْهَقُهُمْ ذِلَّةٌ ذَٰلِكَ الْيَوْمُ الَّذِي كَانُوا يُوعَدُونَ.

*“Ç’është kështu me jobesimtarët, që drejt teje të dalldisur nxitojnë, djathtas e majtas, në turma?! A mos secili prej tyre lakmon të hyjë në Xhenetin e begatshëm? Kurrsesi! Vërtet ata e dinë se nga çfarë i kemi krijuar! Betohem në Zotin e lindjeve dhe të perëndimeve se Ne kemi fuqi (mundësi) t’i zëvendësojmë ata me (njerëz) më të mirë se ata dhe askush nuk mund të na pengojë. Por ti lëri ata të zhyten në fjalë të kota dhe të dëfrehen, derisa të përballen me Ditën që u është premtuar. Ditën, kur do të dalin nga varrezat duke vrapuar, sikur të ishin duke nxituar drejt idhujve, me shikime të përulura, të kapluara nga poshtërimi. Ajo është dita që u është premtuar atyre”* - (El-Mearixh, 36-44).

### Shkaku i zbritjes së ajetit 38

Në lidhje me ajetin e 38-të: *“A mos secili prej tyre lakmon të hyjë në Xhenetin e begatshëm?”*, kemi edhe shkakun e zbritjes, të cilin e ka cekur Vahidiu. Ai ndër të tjera thotë: Dijetarët e tefsirit kanë përmendur se idhujtarët mekas, shpeshherë mblidheshin rreth të Dërguarit të Allahut dhe i dëgjonin fjalët e tij, jo për t’u udhëzuar, por për ta ironizuar dhe për t’u tallur me të. Në një prej këtyre ndejave, ata e kishin shpotitur Resulullahin s.a.v.s. për të varfrit që i kishte pranë duke i thënë: “Nëse këta do të hyjnë në Xhenet, atëherë sigurisht ne do të hyjmë para tyre dhe do të kemi më shumë mirësi sesa këta.”[1] Pas këtyre fjalëve të tyre tallëse, Allahu xh.sh. zbriti ajetin e sipërshkruar, duke i tallur tash idhujtarët në të njëjtën mënyrë ironike.

### Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake, pamë premtimin e Allahut për besimdrejtët, të cilët e kanë stolisur karakterin e vet me cilësitë e lavdëruar, duke ua premtua si shpërblim për këtë Xhenetin, ndërsa tash, në ajetet në vazhdim, i Madhërishmi flet për gjendjen e jobesimtarëve në këtë dynja dhe në Ahiret. Sa i përket kësaj bote, ata i ka kërcënuar me shkatërrim, sepse nxitojnë drejt kufrit, kurse në Ahiret, vendi i tyre do të jetë në Xhehenem.

Pikërisht për shkak të këtij qëndrimi përbuzës të tyre ndaj fesë, Allahu i Gjithëmëshirshëm e urdhëroi të Dërguarin a.s., që të largohej prej tyre e t’i linte ata në humbëtirën në të cilën ishin zhytur, derisa të ballafaqohen me realitetin e trishtuar për ta në Ditën e Ringjalljes. Pas ringjalljes, këta idhujtarë, do të dalin nga varret e tyre me nxitim, me shikime të



poshtëruara për shkak të arrogancës dhe kufrit të tyre, për t'u përballur me dënimin e tyre të përjetshëm, zjarrin e Xhehenemit.

## Koment:

*36. Ç'është kështu me jobesimtarët, që drejt teje të dalldisur nxitojnë,*

*37. djathtas e majtas, në turma?!*

Allahu xh.sh., i drejtohet Muhamedit a.s. me këtë pyetje: athua ç'është puna e këtyre idhujtarëve mohues, që ulen përreth teje, të dëgjojnë dhe tallen me fjalët e tua? A i sheh ata teksa nxitojnë të dalldisur drejt kufrit dhe përgënjeshtrimit tënd si pejgamber, duke qëndruar turma-turma, në të djathtën e të majtën tënde?

Fjala *"muhti'ine"* nënkupton nxitimin apo zgjatjen e qafave drejt diçkaje, në këtë rast të idhujtarëve për të dëgjuar ndonjë fjalë nga Resulullahi s.a.v.s., për t'u tallur pastaj me të. Ata edhe pse uleshin rreth tij, as që përfillnin ndonjë këshillë nga i Dërguari i Allahut.[2] Në lidhje me fjalën *"muhti'ine"* në kontekst të ajetit, rreth nxitimit të idhujtarëve drejt Pejgamberit a.s., dijetarët kanë dhënë disa mendime, ndër të cilat spikasin, se ky nxitim ishte vetëm për tallje e përgënjeshtrim, se ishte për përbuzje dhe nënçmim, disa kanë thënë se ishte edhe shprehje e hapët e armiqësisë ndaj Resulullahit s.a.v.s.. Sidoqoftë, mendimi se kjo fjalë është më tepër për tallje, përqeshje e nënçmim, është më i pranuari,[3] ngase idhujtarët talleshin me të për ringjalljen, të cilën e mohonin kategorikisht. Kur Muhamedi a.s.,u fliste besimtarëve për Xhenetin, kjo idhujtarëve u dukej aq absurde, saqë i përcillnin këto fjalë të tij me sarkazëm e me të qeshura ironike.

Përshkrimi i tyre nga ana e të Madhërishmit, është po ashtu një përshkrim që qet në pah tërë poshtërsinë e tyre. Të tillët Allahu i Plotfuqishëm i ka përshkruar edhe në disa vende të tjera në Kuran si f.v. në suren *El-Muddeth-thir*, ajetet (49-51): *"E, përse ata (idhujtarët) shmangen nga këshillimi, sikur të ishin gomarë të egër, që të frikësuar ikin prej luanit?!"*

*38. A mos secili prej tyre lakmon të hyjë në Xhenetin e begatshëm?*

Nëpërmjet këtij ajeti, i Lartmadhërishmi shpërfaq anën e errët dhe egoiste të idhujtarëve, të cilët ndonjëherë edhe lakmonin që nëse do të kishte jetë tjetër pas jetës së kësaj bote, të ishin prej banorëve të Xhenetit! Ja deri në ç'masë kishte shkuar paturpësia e tyre. Këndej talleshin me të Dërguarin a.s., duke i nënçmuar e përbuzur myslimanët e varfër, ndërsa në anën tjetër, në heshtje, lakmonin të mirat e Xhenetit, duke u krekosur e thënë se nëse dikush do të hyjë në Xhenet, atëherë ata duhet të ishin të parët dhe më meritorët që të hyjnë në të?![4]

Por, këto ëndrra dhe shpresa të rreme, ua zhdavariti menjëherë Allahu xh.sh. kur në ajetin vijues u thotë:

*39. Kurrsesi! Vërtet ata e dinë se nga çfarë i kemi krijuar!*

Pjesëza *"Kel-la"* e cila në gjuhën tonë i bie *"kurrsesi"!*, e largon çdo mundësi reale që këta mohues të mund të shijojnë ndonjë prej kënaqësive të Xhenetit, të cilat janë dedikuar e përgatitur ekskluzivisht vetëm për besimtarët e devotshëm. Ata që mohuan Allahun dhe Shpalljen e të Dërguarit a.s., ata që mohuan Ringjalljen dhe Ditën e Gjykimit, nuk kanë çfarë të shpresojnë në botën tjetër, sepse për të hyrë në Xhenet, lypsen besimi dhe veprat e mira. Ndërsa idhujtarët pas vetes kishin vetëm veprat e tyre të shëmtuara, të vulosura me vulën e kufrit-mosbesimit, të cilat do t'i dërgojnë ata në greminat e pafundme të Xhehenemit. Të tillët, i Madhërishmi kurrë nuk do t'i shikojë me syrin e mëshirës së Tij, ndërsa ndëshkimi me zjarrin e Xhehenemit do të jetë i përjetshëm për ta.

Allahu i Madhërishëm u drejtohet mendjeve të tyre të sëmura me fjalët: *"ju e dini nga çfarë ju krijuam"*. Ju e dini mirë se ne ju krijuam së pari nga balta nëpër etapa të ndryshme e pastaj edhe në barqet e nënave tuaja, nga një pikë uji, po ashtu në disa etapa: *"A nuk ju kemi krijuar nga një lëng (spermatozoid) i dobët"- (El-Murselat, 20)*, dhe ju sërish krekoseni e keni guxim ta mohoni Krijuesin Tuaj, të talleni me Fjalën e Tij dhe të dyshoni nëse Ai mund t'ju ringjallë apo krijojë për së dyti?!

Dijetarët kur kanë folur rreth këtij ajeti kanë thënë se në të janë synuar tri qëllime:



1. T'u bëhet me dije idhujtarëve se nga çka janë krijuar, për t'ua shembur mendjemadhësinë e tyre.

2. Ishte reagim ndaj jobesimtarëve të cilët në fshehtësi lakmonin të mirat e Xhenetit, ndonëse asnjë vepër e tyre nuk ishte e banorëve të Xhenetit, dhe

3. Argumentim nga Allahu për Ringjalljen, duke ua bërë me dije atyre se, nëse e dinë se i ka krijuar prej një pike të dobët uji, Ai po ashtu ka mundësi edhe t'i rikrijojë apo t'i ringjallë për së dyti.[5]

*40. Betohem në Zotin e lindjeve dhe të perëndimeve se Ne kemi fuqi (mundësi),*

*41. t'i zëvendësojmë ata me (njerëz) më të mirë se ata dhe askush nuk mund të na pengojë.*

Këto dy ajete janë tërheqje e hapët e vërejtjes ndaj idhujtarëve që, nëse vazhdojnë me këtë mohim, refuzim dhe tallje ndaj asaj që po i shpallej Muhamedit a.s., ata do t'i vdiste e shkatërronte të gjithë, e në vend tyre mund të sillte të tjerë njerëz, të cilët do të ishin besimtarë të devotshëm.

Siç shohim në këtë ajet, Allahu i Gjithëpushtetshëm, është betuar në Vetë Qenien e Tij absolute, si Zot i lindjeve dhe i perëndimeve: *"Betohem në Zotin e lindjeve dhe të perëndimeve"*, që dëfton për madhështinë dhe seriozitetin e këtij betimi hyjnor.

Në Kuranin fisnik, shohim se i Madhërishmi është betuar në tri raste në Veten e Tij si Zot i lindjes dhe i perëndimit në njëjës, në dyjës dhe në shumës:

*"Zot i lindjes dhe i perëndimit"-"Rabbul meshriki vel magribi"*[6], pastaj si

*"Zot i dy lindjeve dhe Zot i dy perëndimeve"-"Rabbul meshrikajni ve Rabbul magribejni*[7]*"*, dhe si: *"Zot i lindjeve dhe i perëndimeve"-"Rabbul meshariki vel megaribi"*[8],

Në lidhje me këto betime, dhe arsyeja pse ato kanë ardhur në Kuran në këto tri trajta, mufessirët nëpër kohë kanë dhënë mendimet e tyre lidhur me synimin e këtyre ajeteve.

Sipas tyre, kur Allahu është betuar në Qenien e Tij të pashembullt duke i vënë në numrin njëjës emrat në funksion përcaktori të emrit të Tij "lindje" dhe "perëndim", si *"Zot i lindjes dhe i perëndimit"*, kanë thënë: Ne jemi dëshmitarë se në Tokë, për çdo ditë të re kemi një lindje dhe një perëndim të diellit. Sa i përket betimit të dytë, kur i vë në numrin dyjës emrat në funksion përcaktori të emrit të Tij: *"Zot i dy lindjeve dhe Zot i dy perëndimeve"*, sipas tyre, kjo nënkupton se në verë dielli lind më në veri kurse dimrit më në jug, d.t.th. ndryshon trajektorja e lindjes së tij nëpër stinë. Ndërsa në lidhje me këtë ajet, kemi edhe mendimin e dijetarëve bashkëkohorë, të cilët merrem me mrekullinë shkencore në Kuran dhe Sunet. Ata e kanë zgjeruar komentin e këtij ajeti edhe në një dimension tjetër shkencor dhe fetar. Sipas tyre, ajeti në fjalë, *"Zot i dy lindjeve dhe Zot i dy perëndimeve"*, nënkupton se në fillimin e krijimit të Tokës dhe të galaktikës sonë, pati një lindje të diellit nga lindja, kurse lindja e dytë do të jetë në ditën e fundit të kësaj bote dhe nga perëndimi, bazuar edhe në hadithin e Pejgamberit a.s., se *"Nuk do të vijë Kiameti, pa lindur dielli nga perëndimi"*[9]. Po ashtu edhe dy perëndimet nënkuptojnë perëndimin e diellit në ditën e parë në Tokë, dhe perëndimin e tij në ditën e fundit në Tokë, para Kiametit. Ky mendim duket shumë i arsyeshëm dhe i kapshëm, sepse vetëm në këtë ajet, Allahu e ka përmendur dy herë emrin *"Rabb-Zot"*, gjë që nuk është përsëritur në dy betimet e tjera. (Zoti e di më së miri!)[10]

Kurse sa i përket betimit të tretë kur i vë në numrin shumës emrat në funksion përcaktori të emrit të Tij: *"Zot i lindjeve dhe i perëndimeve"*, kjo sipas mufessirëve nënkupton se përgjatë 365 ditëve të vitit, kur toka lëviz rreth boshtit të vet, e pastaj edhe rreth Diellit, vazhdimisht ka lindje dhe perëndime të diellit, për shkak të formës eliptike të Tokës, proces ky që do të vazhdojë deri në ditën e fundit të kësaj bote, kur siç dihet, toka do ta ndryshojë kursin e rotacionit të saj, dhe dielli do të lindë nga perëndimi, për të mos lindur më kurrë në këtë Tokë.

Që të tri këto betime, si dhe betimet e tjera hyjnore në Kuranin famëlartë, e kanë një emërues të përbashkët: shfaqjen e madhështisë krijuese të Allahut, pushtetin, fuqinë, mbizotërimin dhe kontrollin e plotë në çdo proces të kësaj ekzistence të dukshme dhe asaj të padukshme nga ana e Allahut fuqiplotë.[11]

Pas këtij betimi madhështor, Allahu xh.sh. i vë në dijeni idhujtarët dhe jobesimtarët se ata mund t'i arrinte ndëshkimi i Allahut në këtë botë, dhe që pas shkatërrimit të tyre, t'i zëvendësonte me njerëz të tjerë, pa ndier kurrfarë lodhjeje, pa e penguar askush dhe pa pasur nevojë për ndonjë model paraprak, sepse askush tjetër përpos Atij, nuk mund të krijojë diçka nga mosqenia!

Pas kësaj, Allahu xh.sh. e urdhëroi të Dërguarin e Tij që t'i linte ata në këtë humbëtirë të tyre dhe të vazhdonte misionin e tij fisnik, pa e vënë veten në siklet.

*42. Por ti lëri ata të zhyten në fjalë të kota dhe të dëfrehen, deri sa të përballen me Ditën që u është premtuar.*

Për shumë idhujtarë, zemrat e të cilëve nuk dëshironin të përudheshin, ishte e kotë të flisje për besimin dhe atë çka ka krijuar Allahu i gjithëpushtetshëm. Ata kurrsesi nuk mund ta perceptonin faktin se pas vdekjes mund të kishte ringjallje, andaj Allahu nga mëshira dhe dhembshuria për të Dërguarin a.s. e porosit që t'i linte ata në errësirën e kufrit të tyre. Lëri ata të dëfrehen edhe ndonjë ditë me kënaqësitë e kësaj bote, lëri ata të vazhdonin me inatet e tyre personale në përgënjeshtrimin e tij dhe në mohimin e Ringjalljes, derisa të ballafaqohen vetë me këtë Ditë të tmerrshme e cila u është premtuar-Dita e Gjykimit![12]

*43. Ditën, kur do të dalin nga varrezat duke vrapuar, sikur të ishin duke nxituar drejt idhujve,*

Në Ditën e fundit të kësaj bote, kur i Gjithëpushtetshmi jep urdhër për fundin e jetës së kësaj bote, dhe të ekzistencës në përgjithësi, ekuilibrat e kësaj gjithësie do të shemben, dhe çdo gjë do të shkatërrohet, përfshirë edhe tokën tonë. Atëherë, pas fryrjes së parë në *"Sur"*, do të pasojë fryrja e dytë dhe çdo krijesë do të ringjallet, e në mesin e tyre edhe njerëzit, të cilët do të dalin nga varret e tyre, të trembur e të frikësuar, duke vrapuar me shpejtësi drejt *"Mahsherit"*, sikur të ishin duke vrapuar drejt idhujve të tyre. Ky përshkrim kuranor: *"sikur të ishin duke nxituar drejt idhujve"*, shpërfaq katërçipërisht mjerimin e jobesimtarëve në atë ditë, teksa e kuptojnë se

**Jobesimtarët, qysh në momentin e Ringjalljes, janë të vetëdijshëm për fatin e tyre të mëtejmë. Ndjenja e keqardhjes i përcjell në çdo hap.**

paskëshin besuar në gjëra të kota e në zota të rremë! Ashtu siç i ka përshkruar Kurani, kur njerëzit dalin nga varret, u ngjajnë turmave të karkalecave që kërcejnë dhe enden nëpër shkretëtirë, sa andej e sa këndej: *"... Ditën, kur do t'i thërrasë Lajmëtari në diçka të tmerrshme. Me sy të përulur do të dalin nga varret, sikur të ishin karkaleca të shpërndarë"* – (El-Kamer, 6-7).

Asnjë prej tyre nuk mundet ta refuzojë këtë ftesë për tubim në Mahsher, por me nxitim do të nisen, të molisur, të frikësuar e me shikime të përulura, për të dalë para Allahut të Madhërishëm në dhënien e Llogarisë.[13]

Ndërsa sa i përket pjesës së parë të ajetit: *"Ditën, kur do të dalin nga varrezat duke vrapuar"*, gjuhëtarët duke folur për alegoritë kuranore kanë bërë pyetje: Përse Allahu në këtë ajet, për fjalën varre e ka përdorur termin *"exhdath"* e jo *"kubur"*? Sipas tyre, termi *"exhdath"* për varreza është përdorur vetëm në tri raste në Kuran, ndërsa termi *"kubur"* në shumës ose *"kabr"* në njëjës, është përdorur tetë herë. Por a thua çfarë është dallimi në mes këtyre dy shprehjeve *"exhdath"* dhe *"kubur"*, ndonëse që të dyja emërtimet nënkuptojnë varret? Sipas dijetarëve, fjala *"exhdath"* nënkupton varrin në rërën e shkretëtirës, që është i rrëshqitshëm dhe jostabil. Këtë term për varrin e ka përdorur fisi Hudhejle prej tyre e kanë marrë fisi Kurejsh. Në të tri rastet kur në Kuran është përdorur termi *"exhdath"*, është përdorur për të vizualizuar pamjet e Ditës së Kiametit, kur varret rrëshqasin e hapen dhe prej tyre dalin të ringjallurit për në vendtubimin e madh të llogarisë. Ndërsa me termin *"kubur"*, sa herë që është përdorur, është pasur për qëllim vetëm varret në këtë botë, të cilat hapen në tokë të fortë dhe nuk ka frikë se mund të rrëshqasin e të shemben.[14]

Nga kjo kuptohet se termi *"exhdath"* nënkupton vetëm varret e të ringjallurve, kurse *"kubur"* varret e të vdekurve, të cilët qëndrojnë në atë gjendje deri në momentin e Ringjalljes.[15] Disa kanë shkuar edhe më tej me sqarime shtesë për dallimin në mes këtyre dy shprehjeve, duke thënë se me fjalën *"kubur"* nënkuptohet qetësia dhe moslëvizja e trupave të të vdekurve, kurse me fjalën *"exhdath"*, nxjerrja, lëvizja dhe gjallëria e tyre. Ky shembull i dallimit në terminologjinë kuranore, dëfton për precizitetin e shprehjeve që gjenden në Kuranin famëlartë, për raste, vende dhe rrethana të caktuara.

*44. me shikime të përulura, të kapluara nga poshtërimi. Ajo është dita që u është premtuar atyre"*

Jobesimtarët, qysh në momentin e Ringjalljes, janë të vetëdijshëm për fatin e tyre të mëtejmë. Ndjenja e keqardhjes i përcjell në çdo hap. Madje as kokën nuk mund ta ngrenë lart nga turpi, kurse shikimet i kanë të përulura e të trishtuara. Ata e dinë mirë se cili është destinacioni i tyre i fundit. E dinë se skëterra e Xhehenemit do të jetë vendqëndrim i tyre i përjetshëm. Shpresat e varura te idhujt e ndryshëm që i adhuruan në këtë botë, u bien përdhe, sepse në atë Ditë, sundimi i takon vetëm Krijuesit absolut-Allahut xh.sh., të Cilin ata gjatë jetës së kësaj bote e mohuan. Pikërisht, kjo Ditë e Gjykimit, është dita që u premtohej jobesimtarëve, se do të ballafaqoheshin me të, herët a vonë. Ajet i fundit i kësaj sureje të bekuar, sikur na kthen në fillimin e sures, kur i Madhërishmi flet për perceptimet e idhujtarëve rreth Ditës së Gjykimit, dhe thotë: *"Atyre u duket ai (dënim) i largët, kurse Ne e shohim shumë të afërt." - (El-Mearixh, 6-7).*

## Porosia e këtyre ajeteve (36-44)

*- Idhujtarët nuk linin metodë pa përdorur, vetëm për ta tallur të Dërguarin e Allahut. Madje, ata shpeshherë tuboheshin rreth tij, kinse për të dëgjuar fjalët e tij, që pastaj ta ironizonin e përqeshnin.*

*- Ata ironizonin edhe me ringjalljen pas vdekjes. Por çuditërisht, disa prej tyre, nganjëherë lakmonin të hynin në këto xhenete që Allahu nëpërmjet Kuranit dhe Pejgamberit a.s., ua premtonte besimtarëve. Madje thoshin se ata kishin më shumë përparësi sesa këta të varfër përreth të Dërguarit a.s., sepse qenkeshin më të pasur dhe qenkeshin elita-paria e këtij vendi!*

*- Këto shpresa të fshehura të tyre, Allahu i Madhërishmi ua prishi menjëherë, duke ua bërë të qartë se në Xhenet mund të hyjë vetëm ai, zemra e të cilit pulson me iman të pastër në Njëshmërinë e Allahut, dhe duke respektuar çdo urdhëresë dhe ndalesë të Tij në këtë botë.*

*- Allahu i Madhërishëm është betuar në lindjet dhe perëndimet se ka mundësi t'i shkatërrojë jobesimtarët, dhe në vend të tyre të sjellë njerëz të tjerë që do t'i besonin, por megjithatë, ai i lë ata për një kohë që të luajnë e të dëfrehen, kurse në botën tjetër, ata i pret dënimi i përjetshëm në zjarrin e Xhehenemit.*

*- Allahu i Madhërishëm e ka përshkruar gjendjen e idhujtarëve në Ditën e Ringjalljes teksa dalin nga varret duke nxituar. Ky nxitim i tyre i ngjan nxitimit që ata bënin për t'u përulur idhujve të tyre gjatë jetës në këtë botë.*

*- Shikimet e tyre në këtë ditë do të jenë të përulura e të trishtuara. Ata do t'i mbulojnë turpi dhe përbuzja për shkak të kryeneçësisë së tyre, kur nuk pranuan dritën e udhëzimit.*

*- Dita e Gjykimit është dita e cila u premtohej atyre, në të cilën do të ballafaqohen me shëmtitë dhe paudhësitë e tyre!*

*1.El-Vahidij en-Nisaburi, Esbabu nuzuli-l Kuran, (me rivajet nga Argijaniu), f. 697. 2. Kurtubiu, El-Xhamiu li ahkamil Kuran, Bejrut, 2006, vëll. XXI, ff. 240-241. 3. Umer bin Ma'jud es Selmi, Et-Tenasuk el mevdui fi suretej Et-Tahrim ve-l Mearixh, Mekë, 1435, f.244. 4. Shih më gjerësisht: El-Bukai, En-Nadhmu-d-durreri fi tenasubi-l ajati ve-s-suveri, Kajro, 1984, vëll. XX, ff.413-414. 5. Fahru Rraziu, Mefatihul Gajbi, vëll. XXX, f. 647. 6. Esh-Shuara'ë, 27. 7. Er-Rrahman, 15. 8. El-Mearixh, 40. 9. Buhariu (4635); Muslimi (157); Ebu Davudi (4312); Ibn Maxhe, (4068). 10. https://www.eajaz.org/index.php/component/content/article/77-Nineteenth-issue/774-Lord-of-Almcherqan-Lord-Amorbin (artikull nga Halid bin Hamza el Medenij). 11. Ibn Ashur, Et-Tahriru ve-t-Tenviru, vëll. (29/179); Sejjid Kutb, Fi Dhilali-l Kuran, (6/3703). 12. Ibn Kethir, Tefsiru-l Kurani-l Adhim, Bejrut, 2011, vëll. VI. f. 286. (Redaktuar nga Abdurrezzak el Mehdi). 13. Mustafa ibnul Adevijje, Et-Tes'hil li te'ëvili-t-tenzil-tefsir xhuz'u Tebareke fi sualin ve xhevabin, f. 184. 14. Dr. Husam en-Nuajmi, Lemesat el bejanijje fi sureti-l Mearixh, (kopje elektronike). 15. http://islamiyyat.3abber.com/post/186526 -* الفرق بين الأجداث والقبور في القرآن الكريم

Nexhat Ibrahimi

# Mësimi gjithëjetësor i myslimanit

"Besimtari mysliman nuk do të ngopet me dije derisa nuk përfundon në xhenet." (Hadith)

## Hyrje

Njeriu besimtar është i preokupuar me mësim që nga ditët e para të jetës, kur i këndohen ezani në njërin vesh dhe ikameti në veshin tjetër. Madje, metaforikisht thuhet që edukimi dhe mësimi i fëmijës fillon qysh me lindjen e prindërve të tij. Mësimi vazhdon me gjëra të mira, sidomos nga mosha shtatë e dhjetë vjeçare.

Fëmija mëson për Krijuesin, për të vërtetat besimore, për praktikën besimore, për njerëzit më meritorë nga besimtarët dhe të tjerët. Ai mëson për mjedisin ku jeton, florën e faunën, për botën e engjëjve, xhinëve, djajve. Ai mëson për zejet e kohës, për kohën e lirë, për fitimin e të mirave materiale dhe konsumimin e tyre. Mëson çdo gjë, në emër të Krijuesit dhe për hir të Krijuesit, kurse për të mirën e vetvetes dhe të tjerëve. Për tërë këtë, ai edhe shpreson shpërblimin e Tij, i cili është motivi kryesor i njeriut, jo pse njeriu është lakmues pas shpërblimeve por si shenjë falënderimi për Krijuesin dhe dhuratat e Tij për krijesën më të përkryer, njeriun.

Allahu mban premtimet e tij për këtë dhe botën tjetër. Ai thotë: *"Allahu lartëson ata që në mesin tuaj besuan dhe të cilëve iu është dhënë dituri."* (Kurani: El-Muxhadele, 11).

Dekadave të fundit intelektualë e institucione me renome botërore flasin për mësimin dhe arsimimin gjithëjetësor të njeriut. Mësimi është me rëndësi, thonë ata, madje mësimi është një domosdoshmëri e të gjithë njerëzve. Në këtë pikëpamje janë shkruar shumë vepra e shkrime dhe janë debatuar në shumë vende e në shumë raste. Synimi i tërë kësaj është prezantimi i rëndësisë që ka mësimi dhe arsimimi i njeriut si nevojë e patjetërsueshme.

**Feja islame, me infrastrukturën e saj gjithëpërfshirëse, me udhëzimet individuale dhe të përgjithshme, me stimulimet individuale dhe kolektive gjithnjë ka qenë për mësimin.**

Feja islame, me infrastrukturën e saj gjithëpërfshirëse, me udhëzimet individuale dhe të përgjithshme, me stimulimet individuale dhe kolektive gjithnjë ka qenë për mësimin. Historia është përplot shembuj dhe çdo ndalesë për hollësi do të çonte larg. Andaj, synimi i çastit është të ri/ngjallim ndjenjën e leximit, mësimit, arsimimit, për të gjithë besimtarët, meshkuj e femra, të rinj e pleq, të të gjitha gjuhëve, etnive, kohëve, hapësirave. Asnjë kufizim nuk përkon me mësimet fetare islame, edhe pse për një kohë të gjatë myslimanët nuk janë në koherencë me kërkesat fetare, duke ngecur në lexim, mësim, dije, zbulime, në ngritje arsimore e intelektuale të përgjithshme.





## Islami dhe mësimi

Islami me Muhamedin a.s. u paraqit në Mekë, Arabi, për t'u shtrirë shumë shpejt thuajse në gjysmën e botës së njohur të atëhershme. Arabët para Islamit në përgjithësi qenë popull që rëndësi i kushtonin fjalës së folur e më pak fjalës së shkruar. Disa njohuri për shkencë më tepër i zhvillonin (kultivonin) për nevoja lufte, tregtie e besëtytnie dhe krejt pak për qëllime shkencore e ngritje intelektuale. Kjo është një gjendje e njohur dhe e pranuar nga të gjitha palët. Burimet islame, Kurani dhe Hadithi, e cekin këtë gjendje në hollësi.[1]

Paraqitja e fesë islame e ndryshoi këtë gjendje për një kohë të shkurtër. Kurani dijen e ngriti në kulm të rëndësisë, e Muhamedi a.s. e vendosi ndër prioritetet e shoqërisë së atëhershme. Madje, edhe ajeti i parë ishte për leximin, dijen, librin: *"Lexo në emër të Zotit tënd..."*. (Kurani: El-Alek, 1)

Meka në këtë kohë kishte vetëm disa individë që dinin shkrim e lexim. Por, pas disa vitesh, nuk do të mbetet individ e popull mysliman që leximin, mësimin, lapsin e letrën nuk do ta bëjë prioritet të jetës, si persianët, sirianët, egjiptianët, berberët, turqit etj.

Muhamedi a.s. në çdo çast do ta përkrah mësimin dhe në rrafshin praktik do të shfrytëzojë mundësitë e ndryshme për ta arsimuar popullin e tij. Masat stimuluese (me garanci) ishin thëniet e shumta.

Ebu Derda r.a. përcjell se Pejgamberi i Allahut s.a.v. ka thënë:"

*Kush niset rrugës së arritjes së dijes, Allahu do t'ia lehtësojë rrugën e cila çon në xhenet."*

*"Melaqet pa dyshim ia vënë krahët e tyre atij që kërkon dije prej kënaqësisë për shkak të asaj që bën, kurse falje për dijetarin kërkon çdo gjë që është në qiej dhe në Tokë, e madje edhe peshqit në det."*

*"Përparësia e dijetarit ndaj të devotshmit është sikurse përparësia (e dritës së) hënës ndaj yjeve tjerë."*

*"Dijetarët janë trashëgimtarët e të dërguarve."*

*"Pejgamberët nuk kanë lënë në trashëgimi as monedha floriri as argjendi, por kanë lënë dije, ndaj kush e merr, ka marrë diç të vlefshme."* (Tirmidhi, Xhami', hadithi sahih).

Kjo i shtyu arabët barinj, tregtarë dhe luftëtarë, që për një kohë të shkurtër, të bëhen bartës dhe krijues të kulturës e qytetërimit botëror. Kjo i shtyu popujt tjerë myslimanë që ta përvetësojnë mesazhin e mësimit dhe të bëhen vravashkë të dijes në botën mbarë.

Ndër aktivitetet e para të myslimanëve edhe në trojet tona ishin mbajtja e derseve (mësimeve fetare), hapja e mejtepeve, medreseve, bibliotekave, hamameve etj.[2]

## Islami dhe mësimi gjithëjetësor

Mësimi për njeriun mysliman nuk është çështje kohore, punë kalimtare, që e veprojmë në një periudhë të caktuar të jetës, por është çështje e tërë jetës, pikërisht siç thotë hadithi i shkurtër, por përplot kuptim, i Pejgamberit të Allahut: *"Kërkoni dijen prej djepit deri në varr."*[3]

Kur këtij hadithi ia shtojmë ajetin Kuranor: *"Dhe thuaj: 'O Zoti im, shtoma diturinë'"* (Ta Ha, 114), mund të përfundohet se Al-

lahu i madhërishëm ka urdhëruar Pej- gamberin e Tij që të kërkojë nga Ai t'i shtohet dituria, por jo edhe ndonjë gjë tjetër, sikurse jetëgjatësia, pasuria, pushteti etj. Këtë duhet ta pasojmë edhe ne njerëzit e sotëm, për më tepër kur dihet se dija jonë karshi dijes ekzistuese që nuk e dimë është jashtëzakonisht e madhe. Vetëm dija sa më e madhe na vetëdijeson për madhështinë e Krijuesit tonë, dhe urtësitë që fshihen në tërë këtë.

Edhe hadithi vijues flet për dijen si proces të përhershëm njerëzor, pa dallim hapësire, kohe e moshe: Ebu Seid Hudriu r.a. përcjell që i Dërguari i Allahut s.a.v. kathënë: *"Besimtari mysliman nuk do të ngopet me dije derisa nuk përfundon në xhenet."*

## Mësimi gjithëjetësor në histori

Kërkesa e disa qarqeve për mësim gjithëjetësor nuk është e datës së re. Ajo shkon larg në histori. Në kohën tonë dija e mësimi vetëm sa është profilizuar më mirë e më thellë, në pajtim me nevojat dhe specifikat e kohës dhe vendit, mendësisë aktuale dhe nivelit teknologjik.

Edhe Platoni në *Republikën*[5] e tij ka folur për mësimin e vazhdueshëm. Këtë e bënë edhe dijetarët e ndryshëm, kohë pas kohe. Kohëve të fundit mësimi i vazhdueshëm u bë edhe nevojë e domosdoshme, sepse dija në shekullin XX e XXI u bë aq e vëllimshme sa mësimi i rregullt nuk ka hapësirë as mundësi ta përfshijë. UNESCO e Komisioni Evropian[6] për arsim punuan dhe hartuan udhëzime për mësimin e vazhdueshëm, gjithëjetësor.[7]

## Mësimi për të gjitha moshat

Mësimi dhe studimi në rini është më i lehtë, më i realizueshëm dhe më frytdhënës. Mësohet më lehtë dhe përcillet më lehtë. Për shkak të freskisë që ka, i riu me këmbëngulje heq pengesat një nga një drejt arritjes, përsosjes dhe profesionalizmit të mirëfilltë. Kjo nuk domethënë se njeriu pas moshës rinore duhet të braktisë mësimin, duhet t'i ndrydh ambiciet për më mirë, për më shumë cilësi. Në fakt, te një pjesë e madhe e njerëzve kjo ndodh. Ata refuzojnë çfarëdo ide për të vazhduar e thelluar studimet në fushat që nuk janë të njohura për ata.




Është e saktë që njeriu në moshë relativisht të vjetër ose të vjetër nuk ka fuqinë, motivin, elanin për mësime e punë më të mëdha, por kjo nuk domethënë që ata nuk janë për asgjë. Historia islame dhe ajo e përgjithshme shënojnë raste jo të rralla kur njerëzit janë aktivë edhe në moshë pleqërie.

Në fillim të historisë islame, shumë shokë të Pejgamberit a.s. e arritën dijen në pleqëri relative. Edhe Ebu Bekri r.a., edhe Omeri r.a., edhe Osmani r.a. ishin relativisht të vjetër. Edhe më vonë kemi dijetarë të vjetër, që dhanë ndihmesë në shkenca të tefsirit, hadithit, akaidit, filozofisë, gjuhës arabe etj. Ky shembull na porosit që nxënia e dijes është e parapëlqyer të bëhet në rini, por kjo assesi nuk domethënë se me moshën rinore përfundon mësimi, aftësimi intelektual, studimi etj.

## Afirmimi pozitiv i mësimit

Afirmimi i mësimit pozitiv, karshi mësimit negativ, është i rëndësishëm sa edhe vetë mësimi. Njeriu ka nevojë të bindet për diçka, të shoh dobitë pas përfundimit, të njoftohet edhe për rreziqet eventuale etj. Për më tepër, afirmimi i mësimit pozitiv është i dobishëm kur mësojmë se për këtë ka shpërblim nga Allahu i madhërishëm: *"Allahu lartëson ata që në mesin tuaj besuan dhe të cilëve iu është dhënë dituri."* (El-Muxhadele, 11)

Për t'i arritur këto premtime të Allahut në këtë dhe në botën tjetër, një numër i madh myslimanësh i janë përkushtuar mësimit me durim e sinqeritet, nga mosha rinore e deri në pleqëri. Këtë dije të arritur ata e kanë thelluar dhe përcjellë më tutje të brezat e rinj. Edhe këtë mësim e kishin nga burimet fetare, fjalët e Muhamedit a.s.: *"Sadaka më e mirë është që myslimani ta arrijë ndonjë dituri e pastaj këtë dituri t'ia përcjellë vëllait të tij mysliman."*[8]

## Arritja dhe kultivimi i mësimit

Dija e arritur është begati, por ajo zbehet, humbet nëse nuk kultivohet çdo ditë, duke e rritur, duke e thelluar, duke e rafinuar, pse jo edhe përmirësuar. Andaj, përsëritja dhe thellimi i dijes tashmë të arritur, të nxënë, është komponentë themelore e jetës sonë, e personalitetit tonë gjithëjetësor. Çfarëdo ndryshimi nga ky parim, çfarëdo ikje nga kjo praktikë e mirë, jo vetëm që na çon në ngurtësim, në rrëgjim, në zhdukje, jo vetëm që është turp dhe e paimagjinueshme por në rrafshin metafizik, është edhe mëkat, gjynah, për të cilin veprim njeriu do të përgjigjet në Botën Tjetër.[9] Sidomos harresa e Kuranit është mëkat i rëndë. Për t'iu shmangur dënimit për shkak të harresës, ne duhet të përsërisim të mësuarën. Pejgamberi i Allahut s.a.v. ka thënë: *"Ruajeni mirë dhe ripërtërijeni Kuranin dhe kujdesuni për të, sepse pasha Atë në dorë të të cilit është Shpirti im, ai pa dyshim humbet dhe harrohet më shpejt sesa që deveja lirohet nga nyja në të cilën është lidhur."*[10]

## Muhamedi a.s. shembulli më i mirë

Pejgamberi i Allahut s.a.v. është shembulli më i mirë për myslimanët dhe për mbarë botën: *"Ju keni shembull të mrekullueshëm në Pejgamberin e Allahut."* (El-Ahzab, 21).

Veprimi sipas mësimeve të tij është shenjë e devotshmërisë dhe dashurisë ndaj Allahut: *"Nëse e doni Allahun, ndiqmëni mua, edhe juve Allahu do t'ju dojë dhe do t'ua falë mëkatet!"* (Alu Imran, 31)

Besimtari mysliman mësimin gjithëjetësor duhet ta bëjë mënyrë jetese, pjesë të ditës, javës, vitit, tërë jetës, pikërisht siç bënte Pejgamberi i Allahut. Ai deri në fund të jetës mori mësime të reja dhe mësoi të tjerët me to.

## Mësimi gjithëjetësor ndërmjet shekullarizmit dhe fesë

Nëse do t'i analizojmë shprehjet fe dhe shekullarizëm do t'i shohim edhe dallimet mes tyre, sepse synimet e njërës dhe tjetrës ndryshojnë.

Deri sa *shekullarizmi* kujdeset për botën materiale, për resurset ekonomike dhe fitimet e saj, për përqindjet në fitim dhe humbje, për shfrytëzimin maksimal të resurseve njerëzore, për pjesëmarrjen e individit në shoqëri e të ngjashme,[11] *feja (islame)* kujdeset në parim për lidhjen e individit dhe shoqërisë me Krijuesin, sepse prej Tij marrim çdo gjë, nga të qenit në jetë deri te mendja, ajri, gjësendet e përditshme për ushqim e veshmbathje etj. Urtësia e njeriut është që këto begati mos t'i abuzojë por t'i shfrytëzojë në pajtim me natyrën e mirëfilltë të tyre. Dija e dobishme në dobi të njeriut dhe mjedisit na bën më të vetëdijshëm, më të ndërgjegjshëm, më racional, më të devotshëm. Më i dituri në fenë islame më së shumti i përkushtohet Krijuesit.[12]

## Përfundim

Ideja dhe në disa vende edhe praktika e mësimit dhe arsimimit gjithëjetësor është pranuar mirë. Këto shoqëri pa dyshim janë pozitive sepse ndikojnë në cilësinë e jetës së qytetarëve. Edhe pse historia tregon se myslimanët e kishin një shprehi të tillë nga fillimi e deri në shekullin XII-të, kjo gjë u braktis më vonë dhe ende nuk po fillon të ri/gjallërohet dhe të zë vendin e vet në shoqëritë myslimane përgjatë botës, siç ishte për disa shekuj.

Madje, kjo traditë pozitive ishte e bazuar në tekstet burimore në mënyrë urdhërore, të gjithë besimtarëve, të të gjitha moshave dhe të dyja gjinive. Prandaj, idetë perëndimore në këtë aspekt duhet t'i pranojmë, t'i përshtatim me nevojat tona dhe të fillojmë t'i praktikojmë. Me rëndësi është që këto mësime dhe metoda mos të bien ndeshë me fenë islame. Me fjalë tjera, myslimanët mund t'i drejtohen traditës së vet të bollshme nga e kaluara, të bëjnë përshtatje të nevojshme kohore dhe t'i zbatojnë në mjediset e tyre. Nëse evropianët janë distancuar nga praktikat e tyre shkatërruese mesjetare, kur i vrisnin e digjnin dijetarët, myslimanët duhet vetëm ta braktisin përtacinë intelektuale dhe t'i rreken dijes. Kohë nuk ka për të humbur. Çdo vonesë do të paguhet shtrenjtë në shekujt vijues në këtë botë por edhe në Botën Tjetër duke u ndëshkuar.

**Nëse evropianët janë distancuar nga praktikat e tyre shkatërruese mesjetare, kur i vrisnin e digjnin dijetarët, myslimanët duhet vetëm ta braktisin përtacinë intelektuale dhe t'i rreken dijes.**

*1. Muhamed Revvas Kal'axhi, Dirasatun tahlilijjetun li shahsijjet'ir-Resuli Muhammed min hilali siretihi esh'sherifeh, (-), 1988. 2. Nexhat Ibrahimi, Medreseja, digë e identitetit fetar dhe kombëtar gjatë historisë, në: http://www.zeriislam.com/artikulli.php?id=2490. 3. Disa thonë se ky tekst nuk është hadith, por thënie e qëlluar, e njohur, që thuhej në atë kohë. Sidoqoftë, porosia është e mirë. Shih: Abdulfettah Ebu Gudde, Kimet'uz-zemani 'inde'l-'ulema', bot. X, (pa vend e vit botimi), fq. 30. 4. Tirmidhi, Xhami', 5/50. 5. Platoni, Republika, Tiranë, 2017. Ose: The Republic By Plato, në: https://ryanfb.github.io/loebolus-data/L237.pdf. (Qasja më: 24.4.2019). 6. Bashkësia Evropiane ka themeluar një varg institucionesh lidhur me mësimin gjithëjetësor, të vazhdueshëm. Shih një material njoftues: Međunarodne organizacije o obrazovanju odraslih, Zagreb, 2000, në: http://www.asoo.hr/UserDocsImages/MOOO_1_final.pdf. (Qasja më: 24.4.2019). 7. Anita Klapan i Milan Matijević (ed.), Obrazovanje odraslih ključ za 21. Stoljeće (Adult Education - a Key to the 21th century), Zagreb, 2004. 8. Ibn Maxhe, Xhami', nr. i hadithit 1016. 9. Tirmidhi, Xhami', nr. i hadithit sahih 3700. 10. Buhari, Sahih, nr. i hadithit 1921. 11. Nikola Pastuović, Edukologija: integrativna znanost o sustavu cjeloživotnog obrazovanja i odgoja, Zagreb, 1999. 12. "Pa dyshim, nga robërit e tij, Allahut i frikësohen të dijshmit." (Fatir, 28).*

**Dr. Ejup Haziri**

# Dhikri (lutjet) pas namazit

Në këtë paraqitje do të trajtojmë çështjen e dhikrit pasi imami të japë selam, pra pas përfundimit të namazit, qoftë atëherë kur pas farzit nuk ka më namaz synet dhe qoftë atëherë kur pas farzit ka namaz synet.

## Dhikri bëhet në fund të namazit

Aisheja r.a. ka transmetuar se i Dërguari i Allahut pas selamit nuk rrinte gjatë: Na ka treguar Ebu Bekër ibën ebi Shejbeh dhe ibën Numejri, të cilët kanë thënë: Na ka treguar Ebu Muavijeh, nga Asimi, ky nga Abdullah ibën el-Harithi, e ky nga Aisheja e cila ka thënë: "I Dërguari i Allahut kur jepte selam nuk qëndronte më tepër sesa që thoshte: *"Allahumme entes-selamu ve minkes-selamu, tebarekte ja[1] dhel xhelali vel ikram.[2]"* Ibën Abidini në lidhje me këtë thotë: "Fjalët e Aishes "më tepër sesa që thoshte" nuk do të thotë si ai e thoshte pikërisht atë, përkundrazi ai qëndronte ulur aq sa e ndiente të nevojshme."[3] Ngase siç do ta elaborojmë në vazhdim, ai thoshte lutje të ndryshme.

> ***"I Dërguari i Allahut kur jepte selam nuk qëndronte më tepër sesa që thoshte:*** *"Allahumme entes-selamu ve minkes-selamu, tebarekte ja dhel xhelali vel ikram."*

Në rastin kur pas farzit ka sunete, sipas shkollës hanefite është e qortueshme të qëndrohet ulur, ngase siç potencon Kasani në veprën e tij të mirënjohur *"Bedaiu-s Sanaiu"*, dy halifët e mëdhenj, Ebu Bekri dhe Omeri, pas namazeve të tilla, ata ngriheshin menjëherë.[4]

Në rastin kur pas farzit nuk ka sunete, më konkretisht pas farzit të sabahut dhe ikindisë, imami ka të drejtë të largohet, por rekomandohet të qëndrojë në vendin e tij për rikujtim (dhikër) dhe lutje (dua). Madje, dijetarët i japin rëndësi të madhe dhikrit pas namazit, ngase



dhikri në këtë vend është njëri ndër stacionet ku përgjigja ndaj lutjes është shumë e mundshme,[5] ngase hadithet kanë ardhur në këtë kontekst dhe njëherit gjeneratat e hershme e praktikonin gjithnjë dhikrin pas namazit dhe e shihnin një mundësi të artë për t'u lutur e shprehur kërkesa ndaj Krijuesit. Gazaliu që i referohet një opinioni të Muxhahidit, thotë: "Namazi është caktuar të jetë në kohët më të mira, prandaj bëni dua pas namazeve."[6] Madje, kanë ardhur hadithe kërcënuese për ata që braktisin lutjet në fund të namazit, sikurse ky që i Dërguari i Allahut, tha: "Namazi i natës është nga dy rekate, në çdo dy rekate e thua *teshehudin* dhe jep selam. Nënshtrohesh plotësisht dhe manifeston përultësinë dhe nevojën tënde duke ngritur duart dhe thua: "O Allahu im, më fal mua. E kush nuk e bën këtë, namazi i tij është jo i plotë."[7]

Është e qortueshme (يكره) që të qëndrojë në drejtim të kibles për kohë të gjatë, nëse eventualisht nuk bën ndonjë aktivitet që mund të arsyetohet, ngase kjo mund të krijojë dyshime tek dikush që futet në xhami dhe mendon se ai është ende në namaz dhe kështu lidhet pas tij.

## Çfarë thuhet pas namazit?

Pas përfundimit të namazit, gjegjësisht pas selamit, është mirë të thuhet tri herë "Estagfirullah" dhe *"Allahumme entes-selam..."* deri në fund, duke u bazuar në hadithin që e përcjell Thevbani:

Na ka treguar Davud ibën Rushejdi, na ka treguar Velidi nga Evzaiu, ky nga Ebu Amari (Shedad ibën Abdullahi), ky nga Ebu Esmaë, e ky nga Thevbani i cili thotë: "I Dërguari i Allahut kur e mbaronte namazin, thoshte tri herë: "*Estagfirullah*", e më pas thoshte: "*Allahumme entes-selamu ve minkes-selamu, tebarekte (ja) dhel xhelali vel ikram.*"[8]

**Sunet është të thuash: *"Subhanallah", "Elhamdulilah", "Allahu Ekber",* secilën nga tridhjetë e tri herë, pas pesë namazeve obligative, e që të gjitha bëjnë nëntëdhjetë e nëntë, e përmbyll me fjalët në vazhdim që llogariten 100: *"La ilahe ilAllah vahdehu la sherike leh, lehul mulku ve lehul hamdu, ve huve 'ala kul-li shej'in kadir..."***

Na ka treguar Is'hak ibën Ibrahimi, nga Xheriri, ky nga Mensuri, ky nga Musejjeb ibën Rafië', ky nga Verradi (që ishte shkruesi i Mugireh ibën Sh'ubeh) që tha: "Mugire ibën Shu'beh shkroi mbi një shkresë që ia dërgoi Muavijes: "Se i Dërguari i Allahut kur e përfundonte namazin,[9] thoshte: "*La ilahe ilAllah vahdehu la sherike leh, lehul mulku ve lehul hamdu, ve huve 'ala kul-li shej'in kadir. Allahumme la mania' lima a'tajte ve la mu'tije lima mena'te, ve la jenfeu' dhel xheddi minkel xheddu.*"[10]

Sunet është të thuash: "*Subhanallah*", "*Elhamdulilah*", "*Allahu Ekber*", secilën nga tridhjetë e tri herë, pas pesë namazeve obligative, e që të gjitha bëjnë nëntëdhjetë e nëntë, e përmbyll me fjalët në vazhdim që llogariten 100: *"La ilahe ilAllah vahdehu la sherike leh, lehul mulku ve lehul hamdu, ve huve 'ala kul-li shej'in kadir..."* I Dërguari i Allahut ua kishte sugjeruar dhe preferuar shokëve të tij që të thonë pas secilit namaz nga 33 herë *subhanallah*, *elhamdulilah* dhe *Allahu Ekber*, siç tregohet në hadithin e përcjellë nga Ebu Hurejre, ku thuhet:

Na ka treguar Muhamed ibën ebi Bekër nga Mu'temiri, ky nga Ubejdullahi, ky nga Sumijji, ky nga Ebu Salihi e ky nga Ebu Hurejre i cili thotë: "Të varfërit erdhën tek i Dërguari i Allahut dhe i thanë: "Na kaluan të pasurit me pasurinë dhe mirësinë e tyre. Falen siç falemi ne, agjërojnë siç agjërojmë ne, por ata kanë mirësi shtesë nga pasuria që e zotërojnë dhe në bazë të saj, ata kryejnë haxhin, umren, bëjnë xhihad dhe japin sadaka (lëmoshë). I Dërguari i Allahut u tha atyre: "A të ju tregoj për diç që nëse e merrni atë do t'i zini ata me shpërblime dhe askush nuk do t'u zë juve dhe se do të jini më të mirët, përveç atij që punon ngjashëm, atëherë thuani nga 33 herë *subhanallah*, *elhamdulilah* dhe *Allahu Ekber.*"[11]

Nuk ka dyshim për ekzistencën e dhikrit dhe legjitimitetit të tij pas namazi dhe kjo nuk ka mundësi të mohohet për shkak të numrit të madh të haditheve që përcillen nga shokët e të Dërguarit të Allahut, ku secili prej tyre përcjell lutje që i Dërguari i Allahut i thoshte pas namazit. Madje, Sujuti në *"Ed-durr-ul Menthur"*, sjell opinionet e Ibën Xheririt, Ibën Mundhirit, Ebu Hatimit, Ibën Mesudit, Katades, Dahakut dhe të tjerëve të cilët ajetin: *"E kur ta kryesh (obligimin), atëbotë mundohu me adhurim (Allahut)."* (el-Inshirah: 7.) E kanë komentuar: "E kur ta përfundosh namazin, atëherë bë dua dhe lute Zotin."[12]

Realisht ky dhikër me disa prej këtyre duave bëhet tek ne dhe që të gjitha këto dua të përzgjedhura kanë bazë nga dhikri i të Dërguarit të Allahut. Madje, ka prej

dijetarëve sikur Sujuti që ka përmbledhur afër 30 hadithe që flasin për këtë tematikë, e disa tjerë deri në 50 sosh.

## Dhikri (lutjet) me zë!

Një tjetër çështje që meriton të hedhet dritë mbi të, është dhikri me zë, për të cilin janë hedhur akuza të ndryshme se një gjë e tillë është e paligjshme, e pabazë dhe një risi e shëmtuar (sic). Dhikri te ne dhe thuajse në tërë botën islame, bëhet me zë, me disa modalitete dhe forma që thuajse janë të përafërta dhe kanë ngjashmëri mes vete.

Zakonisht ata që kundërshtojnë dhikrin me zë arsyetohen se në kohën e të Dërguarit dhikri bëhej në vete, e jo me zë, ndërsa realiteti na e thotë të kundërtën, ngase janë hadithet që flasin se dhikri bëhej me zë, madje dëgjohej edhe nga jashtë xhamisë.

Ibën Abasi gjithashtu Po sjellim një hadith nga koleksioni i Buhariut dhe Muslimit, që është autentik e që flet ekskluzivisht për dhikrin dhe atë me zë të lartë, aq sa dëgjohej edhe jashtë xhamisë: Na ka treguar Is'hak ibën Nasër, i cili tha: Na ka treguar Abdurrezaku nga ibën Xhurejxhi, ky nga Amri, ky nga Ebu Ma'bedi, se këtë e kishte informuar ibën Abasi duke thënë: "Në kohën e Pejgamberit a.s. bëhej ngritja e zërit gjatë dhikrit kur njerëzit mbaronin namazet obligative." tha: "Kur e dëgjoja dhikrin e kuptoja se namazi ka përfunduar."[13]

Hadithi është i qartë dhe flet për dy gjëra të rëndësishme, e para: për dhikrin që bëhej në xhami, dhe e dyta: për dhikrin që bëhej me zë, madje edhe me zë të lartë, aq sa dëgjohej edhe nga jashtë. Madje, sipas ibën Abasit, tregohet qartë se kur ai nuk mund ta zinte kohën e namazit, në momentin që dëgjonte dhikrin me zë, atëherë e kuptonte se namazi ka përfunduar.

E, këtu lind pyetja: "Nëse dhikri pas namazit është jolegjitim, atëherë përse bëhej ai në xhaminë e të Dërguarit të Allahut?" Pastaj lind edhe pyetja tjetër: "Po dhikri me zë përse bëhej nga sahabët e të Dërguarit të Allahut, saqë dëgjohej edhe jashtë xhamisë?" A nuk kanë dëgjuar për këso hadithe që japin përshkrimin e duhur të *dhikrit* në kohën e të Dërguarit të Allahut ata që pretendojnë se përcjellin me fanatizëm rrugën e të Dërguarit të Allahut e që janë çjerrur në vazhdimësi duke pretenduar se dhikri me zë është risi dhe një veprim plotësisht i pabazë (sic)!

**A nuk kanë dëgjuar për këso hadithe që japin përshkrimin e duhur të dhikrit në kohën e të Dërguarit të Allahut ata që pretendojnë se përcjellin me fanatizëm rrugën e të Dërguarit të Allahut e që janë çjerrur në vazhdimësi duke pretenduar se dhikri me zë është risi dhe një veprim plotësisht i pabazë**

Madje, përveç kësaj, disa figura të shquara edhe nga vendi ku më së tepërmi është propaganduar kundër dhikrit me zë, kur janë ballafaquar me hadithe të tilla, sikurse ky nga Ibën Abasi, e kanë pranuar se dhikri me zë ka bazë dhe mbështetje. Ibën Bazi kur është pyetur për dhikrin, ka dhënë një përgjigje të gjatë, duke legjitimuar dhikrin me zë të lartë. Në mes tjerash ai thotë: "...Dhikri është legjitim, për burra e gra, në udhëtim e në vend, pas secilit prej pesë namazeve. Nga suneti është ngritja e zërit gjatë dhikrit, ngase i Dërguari i Allahut e ngriste zërin e tij gjatë dhikrit aq sa e dëgjonin ata që ishin përreth tij, sikurse që e dëgjonin dhikrin edhe ata që ishin jashtë xhamisë. Thotë Ibën Abasi: "Në kohën e Pejgamberit a.s. bëhej ngritja e zërit gjatë dhikrit kur njerëzit mbaronin namazet obligative." Ai gjithashtu shprehej: "Kur e dëgjoja dhikrin e kuptoja se namazi ka përfunduar." Ky është suneti (në këtë mesele) që të ngrihet zëri në mënyrë mesatare, që të tjerët që janë jashtë xhamisë ta kuptojnë se ata (namazfalësit) kanë dhënë selam. Gjithashtu ngritja e zërit ka për qëllim që të mësojnë disa prej të tjerëve, që ta përkujtojnë në rast të ngritjes së zërit gjatë dhikrit, të mësojë i padijshmi dhe të përkujtojë ai që ka harruar..."[14]

Andaj, dhikri me zë siç veprohet nëpër xhematet tona (ku myezini ua përkujton të tjerëve fjalët e dhikrit) është plotësisht legjitim dhe assesi nuk hyn në sferën e risive, madje janë qesharake thirrjet për bojkotim të dhikrit, për shkak se baza e dhikrit është pikërisht nga vet i Dërguari i Allahut, ashtu siç u përmend në hadithin paraprak, ku Ibën Abasi e dëgjonte nga jashtë.

Përkujtimi (dhikri) qoftë vetëm apo në grup është shkak që Allahu ta kujton përkujtuesin në një vend më të mirë e më të bukur. Në këtë kontekst ka ardhur edhe në hadithin Kudsij: Na ka treguar Umer ibën Hafs nga babai i tij, ky nga A'meshi që e ka dëgjuar Ebu Salihin, e ky nga Ebu Hurejre se i Dërguari i Allahut tha: Thotë Allahu i Lartësuar: "...Unë jam me të kur Ai më përmend (përkujton) Mua. Nëse ai më përmend Mua në heshtje, do ta përmend atë në heshtje, e nëse ai më përmend Mua në një grup, do ta përmend Atë në një

grup më të mirë se ta...”[15]

Të kësaj natyre janë me dhjetëra hadithe, sikurse hadithi që përcillet nga Ebu Hureje dhe Ebu Seidi, ku thuhet: Na ka treguar Ebu Bekër ibën ebi Shejbeh nga Jahja ibën Ademi, ky nga Amar ibën Ruzejki, ky nga Ebu Is'haku, ky nga el-Egarr Ebi Muslimi, e ky nga Ebu Hurejre dhe Ebu Seidi të cilët dëshmojnë se i Dërguari i Allahut, tha: “Nuk është ulur një grup njerëzish për ta përkujtuar (bërë dhikër) Allahun e që mos t'i kenë mbuluar melekët, t'i ketë përfshirë mëshira e Zotit, të ketë zbritur ndaj tyre qetësia shpirtërore dhe Allahu t'i përmend ata tek ata (krijesat) që janë tek Ai.”[16]

I Dërguari i Allahut doli një ditë dhe pa një grup njerëzish (që ishin mbledhur në formë hallke) dhe iu tha atyre: “Për çfarë jeni mbledhur?” “U tubuam për ta përmendur e përkujtuar Allahun dhe për ta falënderuar Atë për udhëzimin tonë në Islam dhe për sukseset që Ai na dha neve”, thanë ata! Ai tha: “Për Allahun, a vetëm për këtë jeni duke qëndruar këtu?” Ata thanë: “Po për Allahun, vetëm për këtë jemi duke qëndruar! Atëherë i Dërguari i Allahut, tha: “Unë nuk kërkova prej jush të betoheni jo për shkak se dyshova në ju, por Xhibrili erdhi tek unë dhe më tregoi se Allahu po mburret (krenohet) me ju para melekëve.”[17]

Pastaj edhe hadithi tjetër i gjatë që nënvizon për engjëjt udhëtarë që përcjellin tubimet e dhikrit dhe kur ata gjejnë njerëz që përmendin e kujtojnë Allahun, ata ulen me ta, i përfshijnë ata dhe më pas e lajmërojnë Zotin për gjendjen e tyre. Në këtë hadith, mes tjerash thuhet: “...(Pasi që shpërndahen përkujtuesit, engjëjt ngrihen dhe shkojnë në qiell) Tha (transmetuesi): “Atëherë Allahu i pyet ata për përmendësit e Tij, ndonëse Ai e di gjendjen e tyre më mirë se ata: “Çfarë po thonë robërit e Mi?” Engjëjt i përgjigjen: “Të bëjnë tesbih (subhanallah), tekbir (Allahu Ekber), tahmid (elhamdulilah) dhe të madhërojnë.[18] Ai u thotë: “A më kanë parë Mua ata?” Engjëjt thonë: “Jo, o Zot, ata nuk të kanë parë!” Allahu u thotë: “E çfarë do të bënin po të më kishin parë Mua?” “Do të të adhuronin, madhëronin, falënderonin dhe lartësonin edhe më tepër,”-i përgjigjen engjëjt! Ai u thotë: “ Çka më lusin Mua?” Engjëjt thonë: “Të lusin për Xhenetin!...”

Më pas ky hadith i gjatë, përmbyllet me këto fjalë: “...Atëherë Allahu thotë: “Unë tashmë dëshmoj para jush se i kam falur ata!” Njëri nga engjëjt thotë: “Në mesin e tyre është një njëri që nuk u përket atyre, ai qëlloi aty për shkak të një nevoje.” Allahu thotë: “(Edhe atë e kam falur, sepse) ata janë një grup kolektiv, e një individ (përderisa ndodhet në tubimin dhe mirësinë e tyre) nuk dua të jetë i palumtur(nga ai tubim).”[19]

## Përfundim

Mendoj se, përkundër zhurmës së panevojshme që është krijuar në këto dy-tri dekada rreth dhikrit dhe formës së tij, ai është i rëndësishëm dhe nuk duhet të lihet, ngase kronologjia e myslimanëve në të katër anët, që nga koha e të Dërguarit të Allahut e deri më sot, ka njohur në praktikë dhikrin dhe se ai është aplikuar gjithnjë, pa marrë parasysh dallimet mes shkollave dhe formës apo modalitetit të dhikrit, që nëse analizohen mirë, atëherë del në pah se dallimet më tepër janë ‘kozmetike' sesa substanciale. Mjafton për fund të përmendet se tek plejada e hershme e dijetarëve myslimanë nga të gjitha shkollat, nuk është trajtuar a ka dhikër a jo pas namazit, por është trajtuar çështja a është më i vlefshëm dhikri me apo pa zë, -pas përfundimit të namazit-, ashtu siç e sjell dhe e elaboron këtë çështje edhe juristi malikit, Nefravi.[20]

*1. Në disa transmetime nuk qëndron “ja”, e në disa tjera po. 2. Muslimi në Sahih, nr. i hadithit 136 (592);Tirmidhiu në Sunen, nr. 300 dhe thotë se hadithi është hasen-sahih. 3. Ibën Abidin, Redul Muhtar..., v.I, f.530. 4. Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v.I, f. 160. 5. Vizaretu-l Evkafvesh-shuun el-Islamijetu, El-Mevsuatu-l Fikhijetu el-Kuvejtijetu, v.XXXIX, f.227. 6. Gazali, Ebu Hamid Muhamed ibën Muhamed, Ihja ulumud-din, daru-l ma'rifeh, Bejrut-Liban, pa vit botimi.v.I, f.304; Grup autorsh, Nadretu-n Neim fi mekarim ahlaki-rr Rresul, bot.IV-të, Daru-l vesileh lin-neshri vet-tevzi', Xhide, v.V, f.1942. 7. Ibën Maxheh në Sunen, v.I, f.419, nr.1325; Ebu Davudi në Sunen, v.II, f.467, nr.1296; Taberani në el-Mu'xhemu-l Evsat, v.VIII, f.278, nr.8632. Hadithi është objekt diskutimi, ngase pjesa më e madhe e dijetarëve e kanë bërë të dobët për shkak të transmetuesit Abdullah ibën Nafi' ibën el-Amja, por disa e kanë vlerësuar si hadith të mirë e të pranuar. Ajo që vlen të përmendet është fakti i ngritjes së duarve e që ka ardhur në fund, që nënkupton për ngritjen e duarve pas selamit. 8. Muslimi në Sahih, nr. 135 (591). 9. Në versionin e Buhariut vjen me shprehjen: “pas çdo namazi obligativ...” hadithi me numër: 844. Në lidhje me këtë hadith, shumë juristë dhe hadithologë, shprehen se: “Ky (hadith) është gjithëpërfshirës për namazin obligativ (farzin) që pas tij ka sunet dhe për atë që pas tij nuk ka sunet.” Grup autorësh, Thelathu resail fi istihbabi-d dua ve ref'ul jedejn ba'de-s salavat el-mektubeh, u përkujdes: Abdulfettah ebu Guddeh, daru-l Beshair el-Islamijeh, f.26. 10. Muslimi në Sahih, nr. 137 (593); Buhariu në Sahih, nr. 844; Ebu Davudi në Sunen, nr. 1505. Teksti është i Muslimit. Hadithi është autentik. 11. Buhariu në Sahih, v.I, f.168, nr. 843. 12. Sujuti, Xhelaludin, Ed-durru-l menthur, pa vit botimi, daru-l fikr, Bejrut-Liban, v.VIII, f.551. 13. Buhariu në Sahih, v.I, f.168, nr. 841; Muslimi në Sahih, v.I, f.410, nr. 122 (583); Ahmedi në Musned, v.V, f.433, nr. 3477. Hadithi përcillet edhe në koleksionet tjera, teksti këtu është i Buhariut. Hadithi është vlerësuar në shkallën më të lartë të besueshmërisë dhe autencitetit. 14. Shih fetwanë e Ibën Bazit në lidhje me këtë: http://www.binbaz.org.sa/noor/2554. 15. Buhariu në Sahih, v.XIX, f.121, nr.7405; Muslimi në Sahih, v.IV, f.2061, nr.2675; Tirmidhiu në Sunen, v.V, f.581, nr.3603. Hadithi është edhe në koleksionet tjera dhe është autentik. 16. Ibën Maxheh në Sunen, v.II, f.1245, nr.3791. Hadithi është autentik. 17. Ibën Hibbani në Sahih, v.III, f.95, nr. 812. Hadithi është autentik. 18. Sipas versionit të Muslimit në vend të shprehjes “madhërojnë”, qëndron “tehlil (la Ilahe ilAllah). 19. Buhariu në Sahih, v.VIII, f.86, nr.6408. Hadithi përcillet edhe në koleksionet tjera dhe përcillet në forma të ndryshme me përmbajtje thuajse të njëjtë. 20. Nefravi, Shihabuddin,El-Fevakih ed-Devani ala risaleh ibën ebi Zejd el-Kajrevani. Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, 1995m, v.I, f.193.*

Mr. Driton Arifi

# A e rrëzon falja e namazit të Bajramit obligimin për namazin e xhumasë së asaj dite?

## Norma e namazit të Xhumasë dhe ajo e namazeve të bajrameve

Obligueshmëria e namazit të xhumasë, parimisht, është çështje unanime, e konstatuar njëzëri tek të gjithë juristët islamë. Kjo obligueshmëri madje është e shkallës së prerë-farz, që nuk pranon kurrfarë interpretimi ndryshe. Në tërë literaturën islame nuk gjejmë ndonjërin prej dijetarëve kredibilë, të cilëve u merret për bazë mendimi, që të ketë hedhur poshtë këtë konstatim. Ata, për obligueshmërinë e prerë të namazit të xhumasë, u mbështetën në ajetin e kaptinës që bart emrin e kësaj dite, El Xhumua (Kaptina e Xhumasë). Aty Allahu i Lartëmadhërishëm na thotë*: "O ju që besuat, kur bëhet thirrja për namaz, në ditën e xhumasë, ecni shpejt për aty ku përmendet Allahu (dëgjojeni hutben, faleni namazin), e lini shitblerjen, kjo është më e dobishme për ju nëse jeni që e dini". (*El Xhumuatu, 9.)

E sa i përket normës së namazit të Bajramit (qoftë ai i Fitër apo Kurban Bajramit), çështja këtu dallon, ngase këtu kemi diskutime të gjera tek juristët islamë. Natyrisht, këto diskutime gjejnë shprehje tek juristët islamë, vetëm atëherë kur mungon argumenti i prerë në aspektin domethënës dhe i pakontestueshëm në aspektin zinxhiror apo të transmetimit.

**...kurrsesi nuk bie obligueshmëria e namazit të Xhumasë, nëse e ke falur namazin e Bajramit atë ditë, as për xhematliun e aq më pak për imamin.**

Megjithatë, juristët hanefitë përkrahin mendimin që namazi i Bajrameve është obligim, por shkalla e obligueshmërisë së tij është jo e prerë-vaxhib. Argument për obligueshmërinë jo të prerë-vaxhib, të namazit të Bajramit, hanefitët e marrin vazhdimësinë e pandërprerë të faljes së këtij namazi nga Muhamedi s.a.v.s.. Dhe po të ishte ndonjë namaz që është vetëm i preferuar, ai do ta linte së paku një herë, për të mos krijuar përshtypjen në masë se ai është i obliguar.[1]

Është e domosdoshme që të kemi të qartë këtë diferencim në normë tek këto dy namaze, që mund të mendohet se janë të së njëjtës kategori, për të parë pastaj nëse falja e namazit të Bajramit e bën të panevojshëm faljen e namazit të Xhumasë, nëse ka qëlluar që Fitër ose Kurban Bajrami të jetë në Ditën e Xhuma.

**A duhet falur Xhumaja nga ai që e ke falur namazin e Bajramit!?**

Në një shfletim hulumtues të literaturës juridike islame, do të vërejmë se rreth mbetjes së obligueshmërisë së namazit të Xhu-



masë për atë që e ka falur namazin e Bajramit atë ditë, kemi kryesisht dy mendime të dijetarëve islamë:

**I pari**: është mendimi i shumicës dërrmuese të dijetarëve islamë, ku bënë pjesë Imam Ebu Hanifeja, Imam Maliku dhe Imam Shafiu në një transmetim të tij-Zoti i pastë mëshiruar të gjithë, të cilët mendojnë se kurrsesi nuk bie obligueshmëria e namazit të Xhumasë, nëse e ke falur namazin e Bajramit atë ditë, as për xhematliun e aq më pak për imamin.

Argumenti i dijetarëve hanefitë për këtë mendim është se namazi i Xhumasë është një obligim i prerë, që ka ardhur me argument specifik e të veçantë, andaj nuk kemi arsye që ta rrëzojmë obligueshmërinë e Xhumasë për shkak se atë ditë e kemi falur një namaz tjetër (të Bajramit) që është për një shkallë më i ulët sesa ai i Xhumasë. Ata shohin edhe si argument hadithin ku Muhamedi s.a.v.s. kishte thënë: "I o*bligohet xhumaja çdo myslimani, pos gruas, fëmijës dhe skllavit*" në tjetër transmetim pos" *të sëmurit*"[2]. Andaj këtu nuk përcaktohet se është i përjashtuar nga obligimi edhe ai që e ka falur namazin e Bajramit atë ditë.

Madje sipas hanefitëve nuk bën as të lihet namazi i Bajramit, me pretendimin se ti sot do ta falësh Xhumanë. Ngase namazi i Xhumasë është farz e për lëshim të tij ndëshkohesh, ndërsa lënia e namazit të Bajramit është devijim dhe risi në fe, andaj nuk bën që asnjëra ta zëvendësojë faljen e tjetrës.[3]

Ndërsa dijetarët nga shkolla juridike shafiite dhe malikite që mendojnë sikurse hanefitët (në mosshkarkimin nga namazi i Xhumasë të atij që e ka falur namazin e Bajramit) e kanë edhe më të lehtë për të argumentuar këtë mendim. Kjo, ngase sipas tyre namazi i Bajramit është sunet, ndërsa ai i Xhumasë është farz, e si ka mundësi që një namaz i kategorisë sunet të bëjë të panevojshëm e ta zëvendësojë atë të kategorisë së Farzit-Xhumanë.[4]

**I dyti**: është mendimi i Imam Ahmedit edhe një transmetim tjetër i Imam Shafiut të cilët mendojnë se ai që e ka falur namazin e Bajramit, nuk ngarkohet që ta falë namazin e Xhumasë atë ditë, me përjashtim të imamit, i cili duhet të prezantojë në çdo rast.[5] Ky mendim kryesisht mbështetet në atë që e transmeton Ibn Ebi Ubejd nga Uthman ibn Afani r.a. se ai kur ishte kalif i myslimanëve ua fali namazin e Bajramit, dhe iu drejtua njerëzve duke u thënë:" *Vërtet për ju sot kanë rastisur që t'i keni dy festa )ajo e Bajramit dhe ajo e Xhumasë), e kush dëshiron nga banorët e fshatrave të largëta që të qëndrojë këtu në Medinë deri në kohë të Xhumasë, le të qëndrojë, e kush dëshiron të kthehet* (të mos falet), *le të kthehet sepse unë po ja pleje*".[6] Ky hadith në fakt aq sa ishte argument i mendimit të dytë, po aq merret si argument edhe nga shumica dërrmuese e dijetarëve, në mesin e të cilëve janë edhe hanefitët.

Juristët hanefitë dhe të tjerët që ndajnë të njëjtin mendim me ta, duke iu përgjigjur argumentimit me këtë hadith, theksojnë se ngjarja është e vërtetë dhe nuk kontestohet, mirëpo këtu Uthmani r.a. i ka specikfiuar me leje vetëm ata banorë që i kanë vendbanimet e tyre në fshatra-shkretëtirë, në një distancë jo të afërt prej Medinës e të cilët në fakt nuk e kanë obligim namazin e Xhumasë fare, pavarësisht se a janë në ditë Bajrami apo jo. Kjo është kështu, ngase kusht i obligueshmërisë së Xhumasë është të qenët banor i një vendbanimi që ka xhami apo që ka ndonjë shenjë institucioni shtetëror në të. E ata nuk e kishin plotësuar këtë kriter, dhe për këtë arsye u liruan. Përndryshe, po të ishte çështja që do të shkarkoheshin të gjithë, nuk do të kishte kuptim që Uthmani r.a. t'i specifikonte me fjalën e tij (banorët e fshatrave të largëta), sepse sigurisht që sahabët do t'i reagonin atij në shenjë refuzimi, në mënyrë që lejesën ta bënte për të gjithë pa përjashtim.[7]

Ndërsa hadithet që transmetohet se i Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka dhënë leje që të mos falin xhumanë ata që kanë falur më herët Bajramin (pa specifikuar banorët e fshatrave të largëta), shumë prej dijetarëve ta hadithit sikur Ibn Mundhiri e të tjerë, i llogarisin të dobëta që nuk mund të ngrihen në shkallë të argumentimit.

Shumica e dijetarëve që mendojnë se Xhumaja nuk bie me faljen e Bajramit, theksojnë faktin që, për të qenë i vlefshëm një argument në të cilin bazohet për rrëzimin e obligimit për faljen e Xhumasë (që natyrisht është konstatuar me ajet të prerë dhe me konsensus-ixhma të dijetarëve), ai argument duhet të jetë i kategorisë gjithashtu të prerë dhe i pakontestueshëm, gjë që në këtë rast është e pamundur të gjendet ndonjë i tillë.

Krejt në fund, ia vlen që të përmbyllim këtë temë me fjalën e kolosit të dijes së hadithit e të fikhut-dijetarit malikit, Ibn Abdul Berri, i cili ka thënë: "*Mendimi që thotë se bie obligueshmëria e Xhumasë, nëse atë ditë e ke falur namazin e Bajramit, është mendim i braktisur*".[8]

*1. Ebu Lejth Es Samerkandi,Tuhfetu El Fukaha (1/165). Bot. i dytë. 1994. Dar El Kutub El Ilmijje, Bejrut. Pastaj: Vehbi Sulejman Gavoqi, Erkan El Islam (1/319). Bot. i parë. 2002. Dar El Beshair El Islamijje, Bejrut. 2. Këtë hadith e evidenton Imam Shafiu në "Musnedin" e tij, Imam Bejhakiu në " Ma'rifetu Es Sunen vel Athar" , dhe për zinxhirin e tij thotë Imam Ahmedi se përforcohet më anë të rrugëve të ndryshme në shkallë të argumentimit. Shih: El Bejhaki, Ma'rifetu Es Sunen vel Athar (4/312). Bot. i parë. 1991. Dar El Vefa, Kajro. 3. El Kemal Ibn Humam, Sherh Fet'h El Kadiir (1/423). Bot. i parë. 2003. Daru Alem El Kutub, Rijad. 4. El Maverdijj, El Havij El Kebiir (2/502). Bot. I parë. 1999. Dar El Kutub El Ilmijje, Bejrut. 5. Ibn Kudame El Makdesij, El Mugni (3/242). Bot. I gjashtë. 2007. Daru Alem El Kutub, Rijad. 6. Këtë fjalë të Uthmanit r.a. e evidenton Imam Buhariu në Sahih-un e tij (nr. I hadithit- citatit:5572), pastaj Imam Maliku nëMuvetta-në e tij (nr. 232), e të tjerë. 7. Shih: Ahmed El Uthmanij EtTehanevijj, I'lau EsSunen (8/93-95). Bot. i tretë.1415 lunar. Idaret El KuranVelUlum El Islamijje. Karachi, Pakistan. 8. Bedruddin El Ajnij, El Binajeh Sherh El Hidajeh (93/95). Bot. I parë. 2000. Dar El Kutub El Ilmijje, Bejrut.*

**Azmir Jusufi (PhDc)**

# Ajetet e qarta dhe ato më pak të qarta në Kuran

Ndonjëherë i gjithë Kurani përshkruhet si muhkem, siç përmendet në fjalët e të Lartësuarit: "Elif Lam, Ra, (ky është) Libër, ajetet e të cilit janë radhitur (në mënyrë të përsosur, njëkohësisht) edhe shkoqitur nga i Dijshmi i të gjitha çështjeve në hollësi." (Hud, 1)

Termi *muhkem* në këtë ajet do të thotë: përsosja e Kuranit dhe pamundësia e ndonjë mangësie ose gabimi në të. Dhe ndonjëherë për një pjesë të Kuranit thuhet se është *muhkem* kurse për pjesën tjerët se është *muteshabih.* Shembull të tillë kemi tek ajeti i shtatë të sures Ali-'Imran. Pra, ky ajet i ndan të gjitha ajetet kuranore në dy pjesë: në të qarta, ato janë themeli dhe e përbëjnë pjesën më të madhe të Kuranit, dhe në ajete më pak të qarta.[1]

Kështu, një pjesë e madhe e Kuranit, shumica e tekstit të tij, tregimet e tij thelbësore janë të natyrës *muhkem,* teksti i tillë është ai që përshkruan diçka, vendos një rregullore *hukm* - përkatësisht kur diçka flet ose komunikon këtë e bën për njerëzit në një mënyrë të qartë dhe pa dyshim; kundrejt tyre janë paragrafë ose ajete që janë të paqarta, të cilat nuk përshkruajnë normat, me një fjalë ato janë ajete *muteshabih.*[2]

Fjala arabe *muhkem* rrjedh nga folja *hakame* që do të thotë: parandalim, gjykim, sqarim, plotësim dhe përsosje. *Hukm/gjykim* është gjykimi mes dy gjërave. Nga kjo folje është fjala *hikmeh/urtësi*, sepse ajo pengon pronarin e saj për të bërë atë që atij nuk i ka hije. Prandaj, është e qartë se fjala *muhkem*[3] në gjuhën arabe do të thotë: të jesh i përkryer dhe i plotësuar.[4]

Çështja e ajeteve të paqarta ose më pak të qarta (muteshabih), në thelb, është çështja e tefsirit në përgjithësi. Nevoja që ajeti i caktuar nga Kurani të shpjegohet, e shkaktuar nga vetëkonciziteti i përgjithësisë, dykuptimësisë, shumëkuptimësisë dhe arsyeve të tjera, çoi në qasje të ndryshme ndaj interpretimit të tij, deri te shumëllojshmëri të tefsirit.[5]

Ajetet e qarta (*muhkemat*) janë ato ajete të cilave u dihet domethënia e tyre, që nuk mund të interpretohen dhe kuptohen në shumë mënyra dhe të cilat janë vetë-shpjeguese dhe nuk duhet të interpretohen më tej. Shumica e ajeteve në Kuran i përkasin këtij grupi të ajeteve.



Ajetet më pak të qarta (*muteshabihat*) janë ato ajete, kuptimin e vërtetë të të cilave e di vetëm Allahu xh.sh., ose të kuptuarit e të cilave mund të arrihet në mënyra të ndryshme, ose që nuk janë të qarta vetvetiu, është e nevojshme që të interpretohen më shumë nga ana e atyre që janë ekspertë në tefsir. Ajete më pak të qarta në Kuran ka më pak në krahasim me ajete të qarta.

Subhi Salih në vend të parë në mënyrë të prerë pretendon se mund të themi se Kurani në përgjithësi është *muhkem,* pra "i qartë", dhe "i kuptueshëm". Në suren Hud, 1, thuhet se Kurani është libër *"ajetet e të cilit janë radhitur (në mënyrë të përsosur, njëkohësisht)..."*, pra, ajetet shpjegojnë njëri-tjetrin, plotësohen dhe ndriçohen. Po ashtu, mund të thuhet, se i gjithë Kurani është *muteshabih,* thotë Subhi Salih[6], sigurisht nëse këtë fjalë e kuptojmë se i referohet ngjashmërisë së ajeteve kuranore me njëri-tjetrin. Në suren Ez Zumer, ajeti 23, vetë Kurani e përdor fjalën *muteshabih* në kuptimin e ngjashmërisë: *"Allahu e shpalli të folmen më të mirë, librin, të ngjashëm në mrekulli, të përsëritur herë pas here (me këshilla e dispozita), që prej (dëgjimit të) tij rrëqethen lëkurët dhe zemrat e tyre..."* (Ez Zumer, 23).[7]

Rreth ajeteve *muhkem*, Ibn Kethiri në tefsirin e tij thotë se janë të qarta dhe e përbëjnë thelbin e librit, d.m.th. ato janë mjaft të qarta dhe në to për asnjërin nuk ka ndonjë paqartësi ...

Ato janë thelbi, mëmë, tek i cili kthehet në rast paqartësie.

Sipas Ibën Abasit, ajetet *muhkem* (ajetet e qarta) janë ato të cilat abrogojnë, përcaktojnë hallallin, haramin, dispozitat e Sheriatit dhe rregulloret, ato me të cilat komandohet dhe me të cilat punohet ...[8]

Gjithashtu, komentatori i njohur i Kuranit dhe juristi i shkollës juridike hanefite El-Xhesasi, në tefsirin e tij të famshëm *Ahkamu-l-Kuran* (*Rregulloret e Kuranit*)[9], e përmend mendimin e Ibën Abasit se *e qartë* është *abroguese* (*nasih*), dhe *më pak e qartë është* ajo që është *e abroguar* (*mensuh*). Këtë ne kuptojmë, thotë Xhesasi, vetëm një nivel të kuptimit të termit *e qartë* dhe *më pak e qartë*, sepse nuk është e thënë se nuk kanë kuptime të tjera.

El-Xhessasi, gjithashtu, duke folur për ajete *të qarta* dhe *më pak të qarta*, thotë: "Ajo që kemi lënë të kuptohet si mendim i mundshëm se *e qartë* është ajo që supozohet vetëm si e njëkuptimtë, kurse *më pak e qartë* ajo që supozon dy kuptime, është një nga kuptimet që përfshijnë këto emërtime, duke pasur parasysh se ajo që është e *qartë* quhet *e qartë* si vazhdimësi e kuptimit të vet dhe qartësisë gjatë interpretimit, kurse *më pak e qartë* është quajtur kështu për atë që është e ngjashme me të qartën në njërën anë dhe për shkak se kuptimi duhet të supozohet, dhe me këtë është e ngjashme me diçka tjetër, kuptimi i tij ndryshon nga i qarti dhe për shkak të kësaj është quajtur *më pak e qartë*.[10]

Rreth ajeteve *muhkem* (të qarta) dhe *muteshabih* (të paqarta) flet edhe Muhamed Asadi në përkthimin dhe komentimin e tij të famshëm të Kuranit në gjuhën angleze i quajtur *The Messageof the Quran* (Mesazhi i Kuranit). Ai ajetin e 7-të të sures Ali-'Imran e konsideron si çelës për të kuptuarit e Kuranit. Ai pretendon se Et-Taberiu i barazon ajetet *muhkemat* me atë që gjuhëtarët dhe juristët e përshkruajnë si *nass* - domethënë, rregullat dhe deklaratat të cilat janë të dukshme (*dhahir*) duke u bazuar në tekstin e tyre të fjalëpërfjalshëm. Prandaj, thotë Asadi, Et-Taberiu konsideron seajetet *muhkemat* (të qarta) janë ato dëshmi dhe dispozita të Kuranit që lejojnë vetëm një interpretim (e që, sigurisht, nuk e përjashton mundësin e dallimit në mendime sa u përket implikimeve të ajetit të caktuar *muhkemat*). Megjithatë, do të ishte, sipas mendimit tim, thotë Asadi, shumë dogmatike të konsiderohet cilado pjesë të Kuranit, e cila nuk është në përputhje me përkufizimin e mësipërm, si *muteshabih* (alegorik), sepse ka më shumë dëshmi në Kuran që janë të ekspozuar ndaj më shumë se një interpretimi, por, megjithatë, nuk janë alegorike - ashtu siç ka më shumë shprehje dhe pasazhe të cilat, pavarësisht nga formulimi i tyre alegorik, i zbulojnë mendjes së kthjellët vetëm një kuptim të mundur. Për këtë arsye, thotë Asadi, *ajat muteshabihat* mund të përkufizohen si ato pasazhe të Kuranit që janë shprehur në mënyrë të figurshme, me kuptim që është i nënkuptuar, metaforik, por jo direkt, i shprehur fjalë për fjalë.[11]

Asadi thotë: *ajat muteshabihat* mund të përkufizohen si ato pasazhe të Kuranit që janë shprehur në mënyrë të figurshme, me kuptim që është i nënkuptuar, metaforik, por jo direkt, i shprehur fjalë për fjalë.

El-Xhesasi problematikën e ajeteve *të qarta* (muhkem) dhe *më pak të qarta* (muteshabih) e ka kapur rastësisht në shumë vende në tefsir, por më gjerësisht i kushtoi vëmendjen gjatë komentimit të ajetit i cili konsiderohet si mbështetje dhe origjinë e këtyre çështjeve, dhe kjo i referohet komentimit të ajetit shtatë të sures Ali-'Imran.

Mufesiri i njohur Es-Sujutiu, në librin e tij *El-Itkan fi ulumi-l-Kuran*, i përmend fjalët e dijetarit të famshëm Ibn-Hisar:

"Ajetet e Kuranit Allahu i ka ndarë në *të qarta* dhe *të paqarta*, dhe pastaj e bëri të qartë se ajetet e qarta janë thelb i Librit, sepse ajo që është e paqartë duhet të interpretohen në përputhje me to. Në ajetet e qarta duhet të mbështetet kur duam të dinë se çfarë dëshiron Allahu të tregojë për të gjitha çështjet që i bëri për njerëzit si detyrim, të tilla si: njohja e të Plotfuqishmit, besimi në të dërguarit e Tij, pranimi i urdhrave të Tij dhe largimi nga ndalesat e Tij. Në këtë kuptim, ato edhe janë "Thelbi i Librit". Pastaj Ai i Plotfuqishëm na informon se "ata, zemrat e të cilëve janë të prishura", janë pikërisht ata që i"ndjekin ato që janë më pak të qarta". Kjo do të thotë se ata që nuk besojnë fort në ajetet e qarta dhe që kanë në zemrat e tyre një shkallë të dyshimit, ata kënaqen me ndjekjen e atyre ajeteve më të vështira për t›u kuptuar ose ajete të paqarta... «[12]

Ndarjen e ajeteve në *të qarta* (*el-muhkem*) dhe *të paqarta* (*el-muteshabih*) e ka përmendur edhe vetë Kurani në ajetin vijues nga surja Ali-'Imran:

هُوَ الَّذِي أَنزَلَ عَلَيْكَ الْكِتَابَ مِنْهُ
آيَاتٌ مُّحْكَمَاتٌ هُنَّ أُمُّ الْكِتَابِ وَأُخَرُ
مُتَشَابِهَاتٌ...

*"Ai të ka shpallur Librin, në të janë ajetet e qarta, ato janë themelet e Librit, kurse të tjera janë më pak të qarta ..."* (Ali-'Imran, 7)

*1. Jusuf el-Kardavi, Kako se odnositi prema Kur'anu Časnom, Dobra knjiga d.o.o., Sarajevë, 2012, f. 341-342. 2. Enes Karić, Kako tumačiti Kur'ana, Tugra, Sarajevë, 2005, f. 346. 3. Për definicione të ndryshme të muhkemit dhe muteshabihut shih në: Zerkeshi, El-Burhan,vëll. II, f. 68-90; Sejjid Muhammed Bakir el-Hakim,'Ulumu-l-Kur'an, f. 165-190; Sujuti, El-Itkan, vëll. III, f. 3-32, etj. 4. SulejmanTopoljak, Osnovi tefsira (Uvod u nauku o Kur'anu), El-Kelimeh, Novi Pazar, 2014, f. 279. 5. Sead Seljubac, Allameh Al-Busnawi i Al-QadiAl-Baydawi, Tuzllë, 2014, f. 232. 6. Për më shumë shih: Subhi Salih, Mebahith fi Ulumil-Kuran, Bejrut, 1968, f. 281. 7. Enes Karić, Uvod u tefsirske znanosti, FIN, Sarajevë, 1997, f. 135. 8. Shih: Muhammed Nesib Er-Rifa'i, Tefsir Ibn Kesir (versioni i shkurtuar), versionin e përmblodhi: Muhammed Nesiber-Rifa'i, Grupi i autorëve, Sarajevë, 2012, f. 190. 9. Më shumë për Xhessasin dhe tefsirit të tij shih në: Safvet Halilović, Metodologija tumačenja Kur'ana u hanefijskom mezhebu, FIN dhe El-Kalem, Sarajevë, 2004. 10. Ibid.,f. 466. 11. Jusufel-Kardavi, Kako se odnositi prema Kur'anu Časnom, op. cit., f. 341-342. 12. Ibid., f. 341-342.*

Ardian Muhaj

# E keqja në formë njeriu

Viti 1967 ishte koha kur pushteti komunist kishte çuar në kulm aksionin për prishjen e objekteve fetare në mbarë Shqipërinë dhe kur klerikët dërgoheshin në burgje e kampe internimi. Në të vërtetë lufta kundër fesë në Shqipëri kishte vite që kishte nisur, që me ardhjen në pushtet të klikës së Enver Hoxhës.

Qysh në fillimet e veta pushteti komunist kishte ndërmarrë burgosjen dhe vrasjen e dhjetëra klerikëve shqiptarë. Edhe vetë besimtarët e kishin të qartë ashtu sikurse klerikët se objektet fetare nuk i mbyllte shumica e popullit por një pakicë, gjoja si përfaqësuese e popullit.

Një dokument i Sigurimit famëkeq e përmbledh më së miri opinionin që mbizotëronte në popull dhe të cilin e raportonte në organet e larta të regjimit kriminal. Kështu thuhej në dokument ka pasur nga ata që kanë thënë: "Këta të qeverisë nuk e dinë se po e prekën shqiptarin në nder e fe, e ke ba armikun më të madh. Këta, tue prish nderin dhe fenë, e kanë egërsuar popullin dhe me ardhë dita, populli ka me ba namin ndër ta. Mendojnë se e bajnë edhe këtu si në Kinë por e kanë gabim.Nuk është e drejtë mbyllja e kishave dhe xhamive. Ka qenë e pabesueshme që shteti do të arrijë në këtë pikë, prishja e kishave dhe xhamive asht nji gja shumë e keqe".[1]

**Ligji i Reformës Agrare të miratuar në gusht 1945 i shpronësonte komuniteteve fetare tokat që kishin. Rishikimi i ligjit në maj 1946 e ulte sipërfaqen e pronave të komuniteteve deri në 10 hektarë. Masa këto që vetëm Komunitetit Musliman Shqiptar shteti i shpronësoi 3163 hektarë tokë dhe 61.000 rrënjë ullinj.**

Zanafillat e kësaj lufte shkojnë qëkur Shqipëria enveriste ishte shndërruar në një shtet satelit të Jugosllavisë në vitet 19144-1948. Viti 1967 dhe aksioni i hapur për prishjen e objekteve të kultit ishte vetëm kulmimi i asaj fushate që kishte nisë në 1944. Enver Hoxha përmes një fjalimi të mbajtur më 6 shkurt 1967 duke pasur si synim ndryshime rrënjësore lajmëroi nisjen e fushatës më të egër që iu bë jetës fetare në Shqipëri. Ajo që bie në sy në këtë luftë të pandërprerë ndaj fesë, është se klika enveriste në pushtet edhe pse fillimisht zotohej të garantonte lirinë e ndërgjegjes dhe besimit, përmes direktivave paralele porosiste mbështetësit e vet që të bënin propagandë kundër













besimit fetar. Që në vitet e para, reforma agrare u përdor si pretekst për ta zhveshur dhe grabitur xhaminë nga pronat vakufore të trashëguara me shekuj. Ligji i Reformës Agrare të miratuar në gusht 1945 i shpronësonte komuniteteve fetare tokat që kishin. Rishikimi i ligjit në maj 1946 e ulte sipërfaqen e pronave të komuniteteve deri në 10 hektarë. Masa këto që vetëm Komunitetit Musliman Shqiptar shteti i shpronësoi 3163 hektarë tokë dhe 61.000 rrënjë ullinj.

Nga ana ligjore Statuti Themeltar i vitit 1946, edhe Kushtetuta e vitit 1950, sanksiononin lirinë e besimit dhe ndarjen e shtetit nga feja. Sipas dëshmitarëve, që në prill të vitit 1947 Partia e Punës kishte porositur sektorin e arsimit të organizonte edhe propagandë fetare në shkolla e kudo. Feja paraqitej kudo si penguese e zhvillimit dhe e qytetërimit. Propaganda komuniste duke denigruar jetën fetare në hapsirën shoqërore i ndaloi festat fetare dhe mevludet gjoja për të kursyer, nga ana tjetër këto u zëvendësuan nga festat e përvjetorëve partiakë, ditëlindjet e udhëheqësit etj. Në fillim të viteve '60 nisi prishja, rrënimi e tjetërsimi i objekteve të kultit, duke i shndërruar në magazina plehu, kazerma ushtarake, magazina shtetërore e stalla bagëtish.

Duke nisur nga Kongresit IV të PPSH në shkurt 1961, propaganda antifetare u bë gjithnjë e më e hapur, duke vënë në dispozizion të kësaj lufte të gjitha mjetet e pushtetit dhe duke e paraqitur fenë si arsye prapambetjeje. Pas nismës për shkatërrimin e objekteve fetare në shkurt të 1967, më 13 nëntor të po atij viti Presidiumi i Kuvendit Popullor shfuqizoi të gjitha dekretet që aprovonin veprimtarinë fetare në vend, dhe Shqipëria u shpall shteti i parë dhe i vetëm ateist në botë, që ndalonte çdo shprehje të fesë. Pra, kjo nënkupton se shkatërrimi i objeketeve të kultit, mes të cilave mbi dy mijë xhami e teqe ishte bërë



*Minarja e shkatërruar e Xhamisë Mexhide.*

jashtë kuadrit ligjor në fuqi dhe të njohur nga vetë klika ateiste e udhëhequr nga Enver Hoxha. Vetëm vite më vonë në kushtetutën e 1976 u sanksionua se "Shteti nuk njeh asnjë fe dhe përkrah e zhvillon propagandën ateiste për të rrënjosur te njerëzit botëkuptimin materialist shkencor".Tashmë ushtrimi i fesë dënohej me ligj me nenin 55 të Kodit Penal të vitit 1977. Antifetarizimi u përforcua me një ligj të posaçëm të vitit 1975 që detyronte t'u viheshin fëmijëve emra jofetarë.

Udhëheqja komuniste që në vitin 1966, mobilizoi grupe të manipuluara të rinisë për të bërë propagandë kundër besimit fetar. Pas Kongresit V të Partisë së Punës, në nëntor të vitit 1966, antifetarizmi u shfaq hapur. Ky kongres e cilësoi luftën kundër fesë si një aspekt me rëndësi në zhvillimin e luftës së klasave, madje theksohej se as ligjet e vetë shtetit "nuk do të na ndalojnë neve që të djegim në zjarr dhe t'i zhdukim ato nga faqja e dheut?»

Enver Hoxha mbajti një fjalim më 6 shkurt 1967 dhe me këtë rast u krijua «shtabi i përgjithshëm për drejtimin e luftës kundër zakoneve prapanike dhe bestytnive fetare» me në krye Ramiz Alinë. Më 15 shkurt, dyert e institucioneve fetare u mbushën me fletë-rrufe me kërcënime për cilindo që do t'i hapte.Vendimi për të prishur objektet fetare u mor nga një një urdhëresë me shënimin tepër sekrete, e datës 27 shkurt 1967, e nënshkruar në fund nga sekretari i parë i Komitetit Qëndror të Partisë së Punës së Shqipërisë, Enver Hoxha.[2] Fillimi shkaterrimeve u mor përsipër nga organizatat e Rinisë të PPSH, por në të vërtetë dirigjohej nga vetë udhëheqja komuniste përmes veglës së vet besnike Sigurimit edhe pse në mitologjinë e PPSH-së fushata e shtypjes dhe represionit kundër fesë paraqitej sikur gëzonte mbështetje të gjerë popullore. Nisi në të gjithë Shqipërinë shembja e minareve të xhamive, ndër të cilat minarja e Xhamisë së Parrucës, ndër shembujt më të spikatur të arkitekturës islame në Shkodër. Nuk u kursye asnjë mjet për shkatërrimin e xhamive. Për shkak të mjeteve të kohës problem kryesor

ishte shembja e minareve. Për këtë u përdorën dinamitë e eksplozivë, vinça, ekskavatorë e traktorë që lidhnin kavo hekuri në majën e minareve dhe e tërhiqnin derisa minarja shembej përtokë. Në këtë barbari antiqytetëruese u dëmtuan objekte fetare me vlera të rralla, si xhamia e Plumbit dhe e Parrucës në Shkodër, Xhamia Kubelije e Kavajës, Xhamia Selimije në Lezhë, minaret e fundit të shekullit XIV në Berat, Elbasan dhe Durrës.

Ishin të shumtë hoxhallarët dhe dijetarët myslimanë që e kishinkuptuar që herët monstruozitetin e fenomenit komunist. Në kohën kur shëmbëlltyra e bolshevizmit po shfaqej në Shqipëri, me doktrinën e vet mohuese për lirinë e besimit dhe liritë e të drejtat themelore të njeriut, shumë prej klerikëve shqiptarë e konsideruan detyrë ndërgjegjësimin e besimtarëve ndaj pasojave që mund të sillte instalimi i një sistemi të tillë ç'njerëzor. Një prej tyre ishte Hafiz Ali Kraja, dijetar dhe personalitet me kulturë të gjerë që kishte kryer studimet në Ez'her dhe zotërues i gjashtë gjuhëve të huaja. Në shtator të vitit 1943, edhe pse e dinte, se po i dilte përballë një armiku të egër e hakmarrës si bolshevikët Hafiz Ali Kraja iu drejtua besimtarëve në xhaminë e Fushë Çelës me hytben "Ç'është komunizmi dhe pasojat e tij për popullin shqiptar". Menjëherë pas instalimit të regjimit të terrorit komunist emri i Hafiz Ali Krajës ishte në listat e para të dënimeve me vdekje. Në dhjetor të vitit 1946 u dorëzua në Degën e Brendshme të Shkodrës, ku u torturua dhe keqtrajtua për disa muaj, deri sa gjykata ushtarake e dënoi me 25 vjet burg dhe punë të detyruar. Bashkë me qindra të burgosur politikë u dërguan në Maliq për tharjen e kënetës. Në kushte të vështira mbijetese, zhytur çdo ditë në baltë nën kamxhikun e rojeve të pashpirt të kampit, dhjetëra të dënuar politikë u groposën aty. Pas 18 vitesh burg dhe punë të detyruar, Hafiz Ali Kraja u lirua. Në vitin 1967, kur objektet fetare shkatërroheshin çdo ditë dhe një valë e re persekutimi filloi ndaj klerikëve të mbetur jashtë burgjeve, H. Ali Kraja sikurse shumë hoxhallarë u detyrua të vetëngujohen brenda shtëpisë dhe nuk dolën më kurrë prej saj, pasi nuk pranuan zhveshjen nga petku fetar.[3]

**...një nga veçoritë e regjimeve totalitare është vendosja e trashëgimisë kulturore në bankën e gjyqit ideologjik dhe gjykimi i brezave të mëparshëm me kutin dhe miopinë e brezave aktualë.**

E gjithë kjo e keqe në formë njerëzore na përkujton se jo më kot kontakti me të kaluarën dhe trashëgiminë kulturore të saj është një nga elementët më të rëndësishëm që nxit larminë e këndvështrimeve, që stimulon lirinë e mendimit dhe që shërben si vatër kultivuese e demokracisë. Për këtë arsye një nga veçoritë e regjimeve totalitare është vendosja e trashëgimisë kulturore në bankën e gjyqit ideologjik dhe gjykimi i brezave të mëparshëm me kutin dhe miopinë e brezave aktualë. Në këtë mënyrë ideologjia merr në dorë pishën e barbarisë me të cilën synon të zhbëjë qytetërimin, të uniformizojë të kaluarën përmes shkatërrimit të gjurmëve të saj, sepse jehonën e trashëgimisë e konsideron si pengesë në njëtrajtësimin e mendjeve, si sfidë e pushtetit totalitar. Nga të gjitha llojet e barbarisë që i kundërvihen qytetërimit ajo ideologjike është më e shëmtuara, më shkatërrimtarja.

Barbaria ideologjike nuk drejtohej kundër ndonjë kazerme ushtarake apo qendre pushteti rival, por kundër faltoreve dhe kundër gjithçkaje që nuk hynte në kallëpin e ngurtë të ideologjisë. Pazari i Shkodrës, ndër më të mëdhenjtë në Ballkan dhe qendër ekonomike e kryeqendrës së Sanxhakut e më pas të Vilajetit të vetëm që mbeti në kufijtë e Shqipërisë së coptuar, u shndrrua në livadh. Kurrsesi nuk mund të rikthehet ajo trashëgimi e humbur në delirin e miopisë së një brezi që e shpallte veten jo vetëm gjykatës të plotfuqishëm të shoqërisë, por edhe gjykues përfundimtar të trashëgimisë kulturore dhe historisë. Nga ajo trashëgimi e zhdukur përgjithmonë na ka mbetur si mësim shembulli i keq që tregon se sa barbare mund të jenë verdiktet e gjyqit të së përkohshmes ndaj së përhershmes, të ideologjisë ndaj trashëgimisë.

*1. kujto.al/dokumenti-1967. 2. Partia e Punës e Shqipërisë Komiteti Qëndror, Nr. 133 prot, Tiranë, 27.II.1967; Komiteteve të Partisë së Rretheve. 3. Libri "A duhet feja, a e pengon bashkimin kombëtar", ishte një nga kontributet më të rëndësishme të tij. H. Ali Kraja theksonte se, "nuk mjaftojnë vetëm hekurudhat, makinat elektrike ose teknike për themelimin e një qytetërimi të vërtetë, derisa këto të mos shkojnë krahas me parimet morale dhe me kuptimet dogmatike që kanë fjalët moral, drejtësi, njerëzi, mirëkuptim, ndihmë, burrëri, detyrë, etj. dhe nëse për çfarëdo shkaku, ngjallen dyshime në opinionin botëror mbi parimet e mësipërme, aq sa ta tronditin ndërtesën e civilizimit, mjetet teknike që përmenda, mund të bëhen shkaqe rrënimi të qytetërimit, të cilat shpesh janë shumë më të mëdha se sa rreziqet natyrore."; "Afetari po të jetë edhe i varfër, bëhet mjerim për shoqërinë njerëzore ku jeton dhe për vetveten. Për të nuk ka vlerë kuptimi i virtyteve, të cilat për shoqërinë janë të shenjta, si: dhembshuria, mëshira, njerëzia, bamirësia etj.";"Atë ditë që të fiket ideja e Besimit, po atë ditë njerëzimi është plandosur në humnerë të shkatërrimit."*

Mr.Sc. Myzejen Myftari

# Përballja me sfidat për të jetuar si praktikante myslimane në mes të "liberalizimit" perëndimor (1)

Në Perëndim, imazhi i zakonshëm i një femre myslimane është stereotipi i një gruaje të fshehur prapa një vello, një figurë e heshtur, e shtypur, e paarsimuar, pa zë dhe pa të drejta. Megjithëse, në përgjithësi, politikat perëndimore shfaqen të mëshirshme ndaj femrës myslimane duke e trajtuar atë si objekt të shtypjes, gratë myslimane dukshëm mbartin mbi vete peshën e ndjenjës anti-islame që ekziston në Perëndim.



Si rezultat, gratë myslimane që jetojnë në Perëndim vazhdojnë të përballen me shumë sfida dhe vështirësi kur bëhet fjalë për ushtrimin e besimit të tyre dhe integrimin në këto vende. Ekziston një supozim se gratë myslimane janë të shtypura dhe në shumë raste të paarsimuara, për shkak të hixhabit.

Megjithatë, historia na tregon të kundërtën e realitetit të sotëm. Universiteti më i vjetër në botë i quajtur Universiteti i Kajrauinëve u themelua në shekullin e 9-të[1] nga Fatime El-Fihrije, e njohur ndryshe si Umul Benin, një femër myslimane. Profesorët që jepnin mësim aty, ishin nga më të aftët dhe fitonin të drejtën e mësimdhënies vetëm pasi të kishin marrë rekomandime nga një sërë dijetarësh. Gjithashtu, universiteti kishte dhe me një bibliotekë, e cila ndodhej në hyrjen e tij. Ajo ishte e pajisur me të gjitha librat e nevojshëm.

Ndërkohë, po të kapërcejmë shkallët e historisë dhe të ndalemi në shekullin e njëzetë, përhapja e kombinuar e shkrim-leximit, disponueshmëria dhe promovimi i edukimit publik për vajzat dhe djemtë, zgjerimi i mundësive për punë për gratë dhe rritja e numrit të konvertimeve në Islam nga besimet e tjera tradicionale, veçanërisht në Perëndim; kanë shtuar dëshirën e grave myslimane për fuqizim më të madh në praktikën dhe interpretimin e besimit të tyre.

Ashtu si në fushat e tjera të jetës, gratë myslimane kanë provuar se janë të afta, krijuese dhe të përkushtuara për të mbajtur mbi vete përgjegjësinë për jetën dhe besimin e tyre, si individualisht ashtu edhe në mënyrë kolektive. Kjo është përkundër sfidave në të cilat ato hasin shpesh në përpjekjen për të pasur qasjen e nevojshme në studimet dhe trajnimet fetare dhe në fitimin e besueshmërisë së institucioneve fetare, veçanërisht të konservatorëve. Sot, gratë myslimane janë aktive në fushën e studimit të Kuranit, aktiviteteve të zhvilluara në xhami e më gjerë, shërbimeve për komunitetin të sponsorizuara nga organizatat fetare dhe jo vetëm dhe të edukimit islam, si studente dhe mësuese. Ka një numër në rritje të lexueseve të Kuranit, avokateve, juristeve islame dhe profesoreve të studimeve islame në të gjithë botën. Gratë janë gjithnjë e më shumë të pranishme në pozita shumë të dukshme me rëndësi fetare, megjithëse, deri më sot, pak kanë poste të rëndësishme në institucionet fetare islame dhe askush nuk ka arritur pozita të larta në to[2].

## Sfida brenda komunitetit mysliman

Kjo përbën një shqetësim të brendshëm tek myslimanët dhe tregon se brenda vetë myslimanëve

ka probleme në trajtimin e barazisë gjinore. Edhe pse në Kuran barazia gjinore në të drejta, detyrime dhe përgjegjësi është e dukshme si p.sh në suren Al Ahzab, ajeti 35 ku thuhet:- "Nuk ka dyshim se për myslimanët dhe myslimanet, besimtarët e besimtaret, adhuruesit e adhurueset, të sinqertët dhe të sinqertat, durimtarët dhe durimtaret, të përvuajturit dhe të përvuajturat, sadakadhënësit dhe sadakadhënëset, agjëruesit dhe agjërueset, ruajtësit e nderit dhe ruajtëset e nderit, shumëpërmendësit e Allahut e shumëpërmendëset e Allahut, Allahu ka përgatitur falje (mëkatesh) dhe shpërblim të madh", në praktikë, historikisht, interpretimi i Islamit ka qenë kryesisht një përpjekje mashkullore.

Edhe pse e konvertuara e parë në Islam ishte një grua, bashkëshortja e Profetit Muhamedit s.a.a.s, Hatixhja r.a dhe gratë luajtën një rol të rëndësishëm në transmetimin e hadithit (thëniet dhe veprat e profetit Muhamed) dhe zhvillimin e sufizmit, gratë përgjithësisht janë margjinalizuar nga përqendrimi te meshkujt në interpretimet islame duke përfshirë edhe interpretimin e ligjeve dhe rolin udhëheqës në Islam.[3]

## Pabarazia gjinore brenda familjes dhe komunitetit

E megjithatë, pabarazia gjinore që vihet re brenda shoqërisë Islame ka baza shumë më të thella sesa vendi i punës dhe pozicioni udhëheqës në publik. Te myslimanët vihet re një tendencë përzierjeje e jurisprudencës islame me traditën e vendit të origjinës, gjë që çon në keqinterpretimin dhe keqpraktikimin e Islamit. Kjo ka bërë që brenda praktikës së shoqërisë islame gruaja shpesh të trajtohet si individ i dorës së dytë, me gjithë faktin se sot është gruaja ajo që faktikisht mban mbi supe peshën më të madhe në familje, si në rritjen dhe edukimin e fëmijëve, ashtu dhe në furnizimin e familjes, në edukim e më gjerë.

Ndërkohë, shumë meshkuj konservatorë dhe jo vetëm, të origjinës islame, shfaqen të mefshët, kanë frikë dhe janë të papërgjegjshëm për të mbajtur mbi vete përgjegjësitë e familjes dhe fëmijëve, në trajtimin e gruas si të barabartë me të, në zbatimin e saktë dhe të drejtë të dispozitave Islame në drejtim të familjes dhe veçanërisht të bashkëshortes.

Edhe pse Profeti Muhamed s.a.a.s në hutbenë e lamtumirës porosit: - "Gratë tuaja ju janë dorëzuar në besë të Zotit. Respektojeni, o besimdrejtë, atë amanet të Zotit!", në praktikë duket qartazi se shumë burra e kanë humbur kuptueshmërinë e fjalës "besimdrejtë". Në vend të praktikimit të drejtë të Islamit ata zbatojnë traditat e vendit nga vijnë, zhyten në konservatorizmin e tyre duke u bërë kështu një barrë më shumë për femrën dhe duke vënë mbi supet e saj përgjegjësitë që i takojnë mashkullit.

## Përballja me mënyrën e thirrjes në fe

Ndërkohë, shumica e thirrësve në fe, që vazhdojnë të jenë burra, mbi supet e të cilëve rëndon interpretimi i drejtë i Islamit, nuk arrijnë të bëjnë lidhjen e realitetit bashkëkohor ku jeton femra myslimane sot, me dispozitat Islame. Ata thërrasin në fe, në Perëndim, në të njëjtën mënyrë si në qytetin apo fshatin e tyre të origjinës dhe nuk marrin parasysh kushtet sociale dhe të jetesës në Perëndim. Në fjalën e tyre ata kërkojnë nga femrat të sillen dhe të veprojë njëjtë si në rastin kur ato janë kujdestare me kohë të plotë të shtëpisë, fëmijës, bashkëshortit dhe familjes, ashtu edhe në rastin kur ato janë pjesë aktive e jetës sociale, kur janë në marrëdhënie pune apo arsimohen. Duke vepruar në këtë mënyrë, ata nuk bëjnë tjetër veçse shtojnë mbi supet e femrës peshën e përgjegjësive duke i minimizuar përgjegjësitë e burrit vetëm në furnizimin e familjes me të ardhura monetare, punë të cilën shpesh bashkëshortja e bën të barabartë me burrin. Ajo femër e cila punon brenda dhe jashtë familjes nuk mund ta presë burrin në shtëpi me buzë në gaz dhe e veshur nga koka tek këmbët, siç këshillojnë thirrësit në fe, për faktin e thjeshtë se kur ajo arrin në shtëpi, pas një ditë të gjatë dhe të lodhshme në punë, është bashkëshorti ai që ia hap asaj derën dhe jo e kundërta.

Kjo tregon se myslimanët, para se të kërkojnë zgjidhjen e problemeve të jashtme, duhet të punojnë për të bërë ndarjen e Islamit nga koncepte të traditës dhe patriarkalizmit.

## Përballja me diskriminimin dhe dhunën

E ndodhur para problemeve të brendshme në Islam, brenda familjes së saj dhe, e përballur me Islamofobinë globale të kohës (urrejtjen ndaj islamit), femrat myslimane po luftojnë për të drejtat e tyre njerëzore në mbarë botën. Ato po përballen me diskriminim dhe dhunë si në vendet islame ashtu dhe në ato joislame. Kjo luftë shpesh lidhet me detyrën për t'u veshur si gra myslimane dhe për të mbuluar kokën dhe tërë trupin.

## Përballja me islamofobinë

Raportet e fundit nga organizata "Amnesty International" dhe "Organizata e Bashkëpunimit Islamik" tregojnë se myslimanët janë viktima të përhershme në Perëndim.

Sot, përhapja e islamofobisë në shoqëritë perëndimore është një shqetësim global në rritje. Megjithatë, gratë myslimane përballen ndoshta me sfidat më të mëdha të popullsisë myslimane për shkak të shtresave të shumta të diskriminimit të rrënjosura në religjion, barazi gjinore dhe migracion.

Pas sulmeve të 11 shtatorit 2001 (9/11) në New York City, në Perëndim u shfaq një retorikë dhe klimë politike e cila u dominua nga "lufta kundër terrorit". Për myslimanët që jetojnë në Perëndim, 11 shatori ishte i rëndësishëm si në pikëpamjen sociale ashtu dhe atë politike. Globalisht, ekziston një tendencë e vazhdueshme për të lidhur sulmet terroriste me Islamin.[5]

Pas ngjarjeve në Paris më 13 nëntor 2015, mediat si "Al Jazeera", "The Washington Post", "Korporata Britanike e Transmetimeve" dhe "The Guardian" raportuan se numri i krimeve të urrejtjes ndaj myslimanëve ka arritur shifra tepër të larta, veçanërisht në Francë dhe Britani. Sipas raporteve të këtyre mediave, shumica e viktimave janë "dukshmërisht" gra myslimane, veçanërisht ato që mbajnë mbulesë.



## Sfida e hixhabit

Kjo mund të shpjegohet pjesërisht përmes imazhit të dyfishtë të femrave myslimane, të cilat shfaqen sot në publikun perëndimor. Nga njëra anë, mbulesa e grave myslimane shihet si një simbol i diskutueshëm në Perëndim, i cili thekson dallimet dhe ndarjet mes "vlerave" perëndimore dhe islame - një shenjë e "prapambetjes" Islame që është në konflikt me Perëndimin "progresiv". Nga ana tjetër, format e ndryshme të mbulesës, duke filluar nga Hixhabi, Nikabi dhe Burka, dhe që përfaqësojnë Islamin –sipas perëndimorëve, përbëjnë një kërcënim të perceptuar për Perëndimin që prej një kohe të gjatë.

Të revoltuara nga gjithë sa ndodh, shumë të reja myslimane, në Perëndim, kanë zgjedhur ta tregojnë besimin sipas mënyrës së tyre. Ndërsa nënat e tyre nuk mbajnë mbulesë, ka shumë të reja që po veshin mbulesën Islame si një deklaratë politike dhe një shenjë e identitetit të tyre të sapoformuar, për t'ju kundërvënë kështu përpjekjeve të perëndimorëve për të akuzuar Islamin si rrënjën e problemit në përplasjen e kulturave ndërmjet Islamit dhe Perëndimit.

## Sfida politike

Rrjedhimisht, mbulesat siç janë hixhabi dhe burka, gjithnjë e më shumë kanë qenë, qëllimisht, subjekt i debateve politike, shqetësimeve të sigurisë dhe mbulimit mediatik. Në këtë diskutim politik, femrat myslimane i nënshtrohen rregullimit dhe veprimeve politike brenda shoqërive perëndimore në emër të sigurisë kombëtare, ruajtjes së identiteteve kombëtare dhe barazisë gjinore (për shembull, Franca ndalon përdorimin e burkës ose nikabit në hapësira publike).

Kjo që po ndodh të krijon përshtypjen se ekziston një konsensus global i fshehur si një nevojë kritike për të rregulluar veshjen dhe trupat e femrave myslimane, ose për shkak se këto femra nuk janë në gjendje të dallojnë atë që është e mirë për veten e tyre, ose për shkak se ato janë disi të traumatizuara dhe nuk mund të shohin vuajtjet e tyre.

Shkurtimisht, këto politika mohojnë aftësinë e femrës myslimane për të menduar dhe për të vepruar në mënyrë të pavarur.[6]

*1. http://aag.org.mk/?p=6729&lang=pt. 2. http://www.oxfordislamicstudies.com/Public/focus/essay1107_women.html. 3. http://www.oxfordislamicstudies.com/Public/focus/essay1107_women.html. 4. https://unu.edu/publications/articles/confronting-prejudice-against-muslim-women-in-the-west.html. 5. https://unu.edu/publications/articles/confronting-prejudice-against-muslim-women-in-the-west.html. 6. https://unu.edu/publications/articles/confronting-prejudice-against-muslim-women-in-the-west.html*

**Bruna Lleshanaku**

# Biografia e Imam Gazaliut

Ebu Hamid Muhamed b. Muhamed b. Muhamed El-Gazaliu është përfaqësuesi më i shquar i shkencave islame dhe bartës i titujve më të ndershëm në botën islame, titullit garantues të Islamit dhe përtëritës i religjionit islam.

## Jeta e imamit

**Gazaliu që nga mesi i dekadës së katërt të jetës së tij, si shkrimtar dhe si profesor i Universitetit të famshëm Nizamije të Bagdadit, fiton famën e shkencëtarit fetar avangard të asaj kohe.**

Titullin e parë ai e ndan me disa dinjitozë të mendimit dhe praktikës islame, e sipas titullit të dytë i takon zinxhirit të personaliteteve në veprat dhe veprimtaritë e të cilëve, sipas frymës së hadithit të Muhamedit (a.s), në mënyrë vitale caktohet shekulli apo epoka e ekzistencës më të lartë të Islamit. Gazaliu jetoi në pjesën e dytë të shekullit të pestë dhe në vitet e para të shekullit të gjashtë islam (450/1058-505/1111).[1]

Si shpirt i thellë religjioz që ishte, frymë jashtëzakonisht kureshtare dhe e pavarur, mendimtar burimor dhe sistematik, shkencëtar i gjithanshëm dhe i disiplinuar, Gazaliu që nga mesi i dekadës së katërt të jetës së tij, si shkrimtar dhe si profesor i Universitetit të famshëm Nizamije të Bagdadit, fiton famën e shkencëtarit fetar avangard të asaj kohe. Veprat të cilat i shkroi në vitet më të vonshme, veçanërisht "Ringjallja e shkencave fetare", ia kanë rritur famën dhe e kanë zgjeruar diapazonin e ndikimit shpirtëror të tij, kështu që emri i Gazaliut me kohë është identifikuar me apogjetë e pesë shkencave religjioze të Islamit, duke i bërë ato edhe sot më të afërta dhe më të përcaktuara.[2]

Imam Gazaliu u dha kontribut të madh e origjinal jurisprodencës, teologjisë, filozofisë dhe tesavufit islam. Veprat e Gazaliut paraqesin përmbajtje të gjallë të çdo arsimimi



**Njohësit e jetës dhe veprave të Gazaliut, të vjetrit dhe bashkëkohorët, myslimanë dhe jomyslimanë, pajtohen me atë se ai është njëri ndër figurat më fisnike që ia ka dhënë bota islame vargut të gjenive të vërtetë të mbarë njerëzimit.**

më të lartë islam. Mirëpo, pozitë të veçantë në historinë shpirtërore të Islamit, Gazaliu e zë në rend të parë me atë që këto shkenca ose trajta të arsimimit shpirtëror të mësimit dhe të praktikës islame, i ka nënshtruar shqyrtimit fundamental, kritikës dhe vrojtimit reciprok nga pikëpamja e pajtueshmërisë së brendshme të së vërtetës së shpallur të ligjit fetar, zbulimit mistik dhe konceptit racional. Përpjekja e tij që ta bëjë «drejtbesimin mistik, misticizmin drejtbesim, e të dyja filozofike", është gjë që nuk ka ndodhur më parë në Islam dhe me siguri është tejet vështirë të gjendet shembull përkatës në ndonjë tjetër shpirtërore.[3]

Imam Gazaliu është njëkohësisht edhe njëri nga figurat e arsimimit klasik të Islamit veprat e të cilëve, me fuqinë e shprehjes të gjithëmbarshme shpirtërore, për një kohë të shkurtër i kanë kaluar kufijtë religjioz dhe kulturor të veçantisë islame. Është i njohur dhe i çmuar ndikimi i veprave të Gazaliut te Massës Majmonidesi, Tom Akvinski, Mjeshtri Ekhart, kurse në kohët më të reja gjithnjë e më tepër shquhet, në bazë të zbulimeve të pajtueshmërisë së thellë.

Nga ana tjetër, vërehet afria e premisave kryesore të Gazaliut me mendimin bashkëkohor. Gazali gjithashtu është edhe mësues i madh i bujarisë. Veprat e veta ai i ka përmbushur me pasuri morale të jetës së vet, e jeta e tij në të cilën sikur të ishte reflektuar bota islame të kohës së tij në të gjitha vlerat dhe aspiratat vitale fetare, intelektuale dhe morale, pengesave dhe mundësive, ka qenë ekzistencë konkrete personale e ruajtjes dhe e të vërtetës islame. Atë që ka bërë do të thotë lartësim metafizik që ndikon me fuqi të sinqeritetit të pastër, konsekuent dhe të denjë të njerëzimit të sotëm. Njohësit e jetës dhe veprave të Gazaliut, të vjetrit dhe bashkëkohorët, myslimanë dhe jomyslimanë, pajtohen me atë se ai është njëri ndër figurat më fisnike që ia ka dhënë bota islame vargut të gjenive të vërtetë të mbarë njerëzimit.

Ebu Hamid El-Gazali është i lindur në vitin 1058 gregorian ose në vitin 450 hixhrij në qytetin Tus, Horasan si djali i njeriut, i cili vetë ishte i privuar të studiojë dituritë, ndaj dëshiroi që së paku djemtë e tij ta kenë këtë mundësi. Së këndejmi, El-Gazaliun dhe vëllezërit e tij para vdekjes së tij të hershme babai ia besoi mbrojtjen një sufiu me të cilin kishte miqësi dhe te i cili morën mësimin e nevojshëm tradicional deri sa më në fund trashëgimia e tyre nuk qe shpenzuar dhe se mësuesi iu preferoi që studimet e tyre t'i vazhdojnë si bursistë në një medrese.[4]

**Gjatë jetës El-Gazaliu është konsideruar për reformator të shekullit XII g./ V h., Për këtë qëndrim mbështetje kanë gjetur në një traditë islame sipas të cilës Zoti në çdo shekull dërgon një ripërtëritës të jetës religjioze.**

Pasi që El-Gazaliu në Tus dhe në Xhurxhan studioji të drejtën islame (fikhun), arriti deri në Nishapur ku me sukses të madh studioji tek Imam El-Haremejn El-Xhuvejniu; këtu është preokupuar, ndër të tjera, me fushat vijuese: teologji, dialektikë, filozofi dhe logjikë.

Pas vdekjes së mësuesit të tij në vitin 1085 g./478 h., u drejtua në gjirin e vezirit të madh Nidham'ul-Mulkut, ku me inteligjencë dhe dije i ngadhënjeu të gjithë dijetarët e tjerë. Qysh në vitin 1091 g./ 484 h. e fitoi detyrën e profesorit në shkollën e lartë Nidhamije në Bagdad kur rreth tij ka tubuar numër të madh të nxënësve.[5]

Aty mbeti katër vite kurse pastaj u largua nga Bagdadi. Nga jeta publike u tërhoq në vetmi të zgjedhur vetjakisht, e cila ka zgjatur dhjetë vite. Në këtë përudhë ai para së gjithash ka qëndruar në Damask dhe ka udhëtuar në Jerusalem, Mekë dhe Medinë. Pastaj me urdhrin e sulltanit sërish ka filluar veprimtarinë e tij arsimore në shkollën e lartë Nidhamije në Nishapur, por vetëm për një kohë të shkurtër. Përfundimisht është kthyer në qytetin e tij të lindjes dhe atje pranë shtëpisë së tij ka themeluar medresenë për dituritë juridike . Këtu vdiq më 19 dhjetor 1111 g./ 505 h.[6]

Gjatë jetës El-Gazaliu është konsideruar për reformator të shekullit XII g./ v.h., Për këtë qëndrim mbështetje kanë gjetur në një traditë islame sipas të cilës Zoti në çdo shekull dërgon një ripërtëritës të jetës religjioze. Pikëpamja e veçanësisë së veprave të El-Gazaliut ka mbijetuar gjatë shekujve, mendimet e tij janë soditur deri sot të pakaluara, ndaj ai ende ndikon fuqishëm në lëvizjet shpirtërore në botën islame.

## Veprat e imam Ebu Hamid El-Gazaliut.

El-Gazaliut gjatë kohës i janë përshkruar vepra të shumta. Qysh moti kritika shkencore po përpiqet të vërtetojë veprat e mirëfillta dhe të vendosë renditjen kronologjike ndër librat që janë konsideruar autentike, që në këtë mënyrë të sigurohet qasje më e afërt ndaj veprave të tij. Është e sigurt së El-Gazaliu ka qenë autor i palodhshëm dhe i zellshëm dhe se nuk ka hequr dorë nga kjo shprehi e të shkruarit edhe në kohën kur, plotësisht duke u tërhequr nga bota, ka aplikuar praktikën sufiste; në këtë kohë madje është shkruar vepra e tij kryesore Ihjau 'ulum'iddin (Ringjallja e diturive fetare).

Detyra që të vërtetohen veprat e mirëfillta të El-Gazaliut nuk është e lehtë për shkaqe të ndryshme; para të gjithave jo për atë sepse El-Gazaliu ka qenë autor shumë pikëpamësor, i cili është marrë me dituri më të ndryshme. Madje i janë përshkruar edhe librat mbi magjinë dhe mbi dituritë sekrete, gjatë së cilave në këto libra tërësisht prej fillimit është e qartë së El-Gazaliu nuk ka mundur t'i



shkruajë, siç ka konfirmuar historiani i njohur arab Ibn Halduni.[7] Nëse, pra, këtyre librave nuk ua vëmë veshin, ka shumë vepra që konsiderohen autentike, veprat mbi teologjinë, filozofinë dhe mistikën, ku mund të gjenden mendimet bazore të El-Gazaliut.

Për perceptimin e saktë të veprave të El-Gazaliut është me rëndësi të dihet se ai krahas veprave të tij të shumta shkencore ka shkruar edhe një varg shkrimesh popullarizuese; ato janë shkruar për njerëzit e thjeshtë, shkencërisht të paarsimuar dhe në formën lehtë të kuptueshme që përpunojnë thuajse ekskluzivisht probleme religjioze dhe etike.

Veprat e tij shkencore janë menduar për lexuesit që janë të aftë për mendim të pavarur. El-Gazaliu gjatë tërë jetës ka luftuar kundër çdo imitimi shpirtëror (taklid) si të keqe bazore të çdo aktiviteti shkencor dhe gjurmimi për të vërtetën dhe së në jetën e tij vetjake ka mundur në mënyrë bindëse ta njëmendësojë idealin e pavarësisë shpirtërore. Ai prandaj me të drejtë ka mundur të thotë se ai, si e shpreh ky këtë me gjuhën e tij figurative, në damarët e të cilit godet edhe gjurma më e vogël e taklidit nuk është i përshtatshëm për përbashkësi me të.[8]

El-Gazaliu veprat filozofike ka filluar t'i shkruajë gjatë kohës së veprimtarisë së tij arsimore në shkollën e lartë Nidhamije në Bagdad, pasi që paraprakisht dy vjet në kohën e tij të lirë pavarësisht është marrë me doktrinat ekzistuese filozofike kurse në tri vitet e ardhshme ka medituar për këto studime të tij, që mund ta kuptojmë nga fragmentet në autobiografinë e tij.[9]

Fryti i parë i atyre përpjekjeve që vepra e tij Mekasid'ul-felasifeh (Synimi i filozofëve), në të cilën krejt neutralisht ka paraqitur mësimet e filozofëve të atëhershëm, d.m.th. aristotelistëve arabë, në raport me logjikën, metafizikën dhe fizikën, pa qëndrim vetjak, këtë me qëllim që shprehimisht është formuluar në hyrje dhe në përfundim, që pas kësaj paraqitjeje në një vepër tjetër të pasojë kritika e këtyre mësimeve. Kjo vepër, vepra e njohur Tehafut'ul-felasifeh, në njëzet pika tregon kundërshtimet e mësimeve filozofike në lidhje me çështjet metafizike dhe me disa probleme të fizikës.

El-Gazaliu, besnik synimit të tij, në këtë vepër merr rolin e kritikut, d.m.th. rrënon ndërtesën e filozofëve dogmatikë, e që në vendin e tyre nuk vë ndonjë ndërtesë të re. Ai dëshmon që filozofët nuk kanë qenë të aftë t'i zgjidhin çështjet metafizike dhe së në fushën metafizike kanë arritur vetëm deri te pohimet dogmatike, gabimësia e të cilave mundëson të dëshmohet, gjatë së cilës theksohet se ai në këtë vepër nuk dëshiron të jep zgjidhje pozitive pos shtruarjes së problemeve, kritika si kriter përdor arsyen, i cili i vetmi mundëson paraqitjen e lajthitjes, d.m.th. mundëson dallimin e të drejtës nga e shtrembëta. Kur El-Gazaliu gjatë sqarimeve të tij flet edhe për gjërat e fesë dhe filozofët i denoncon për ateizëm, sidomos për shkak të mësimeve të tyre: 1. *Bota është e përjetshme*; 2. *Së Zoti i di vetëm gjërat e përgjithshme* dhe; 3. *Se ringjallja ndodh vetëm shpirtërisht – atëherë ai me argumentimin e tij megjithatë mbetet në fushë të mendjes ku ai "filozofët" i godet me armën e tyre vetjake*. Kritika e tij e këtyre filozofëve qëndron në "një varg larje hesapesh ndërmjet religjionit dhe filozofisë nga një anë dhe mendjes së pastër dhe filozofisë dogmatike nga ana tjetër."[10]

Kritika e El-Gazaliut ndaj filozofëve të atëhershëm nuk shtrihej mbi logjikën të cilën ata e mësonin, të cilën ai e mori nga ata dhe në shumë vepra të tij hollësisht e ka paraqitur; ai gjatë jetës së tij u përpoq që si detyrë me rëndësi të tregojë se çfarë roli vendimtar i përket logjikës si kriter të çdo mendimi dhe të çdo diturie.

Kështu edhe vepra e tij vijuese pas Tehafutit, libri Mi'jar'ul-ilmi, është marrë me paraqitjen e logjikës, e cila ndjek synimin të mundësojë perceptimin më të mirë të problematikës që është përpunuar në Tehafut.[11] Libri vijues mbi logjikën përveç librit Mihak'un-nadhar fi'l-mantik (Trajtesa mbi përceptimin në logjik), është vepra El-Kistas'ul-mustekim (Peshoja korrekte), e cila është shkruar në formën e dialogut të autorit me një batini dhe në mënyrën që i është përshtatur perceptimit të batinive, pra, zhvillon mësimet logjike.

*1. Gazali, Ebu Hamid, Munkidh min ed-dalal, Dar el-Kutub el-Hadithe, Egjipt, 2010, f. 10. 2. Gazali, po aty, f. 12. 3. Gazali, po aty, f. 7. 4. Gazali, po aty, f. 50. 5. Shih: Gazali, Munkidh, f. 83. 6. Gazali, po aty, f. 84. 7. Ibn Haldun, Mukaddimetu, Dar el-Fikr, Bejrut, 2010, f. 505. 8. Gazali, Ebu Hamid, Kistas al-Mustakim, Maktabat al-Xhindi, Kairo, pa vit botimi, f. 79. 9. Gazali, po aty, f. 83. 10. Gazali, Ebu Hamid, Mijer el-ilm fi fin el-mantik, Darul Mearif, Kairo, 1961, f. 51. 11. Gazali, po aty, f. 59.*

Dr. Edin Tule

# Eliksiri për lumturi

Kurani është i bollshëm me dialogje, të cilët përpos që na informojnë saktë për ndodhitë e ndryshme historike, ofrojnë fakte të shumta lidhur me marrëdhëniet ndërnjerëzore, duke na ndihmuar që ne drejt t'i kuptojmë botët në vete dhe rreth nesh dhe që t'u qasemi drejt.

Le të shikojmë së bashku versetin kuranor: *"O Musa, ç'është ajo që e ke në të djathtën tënde? Ai (Musai) tha: "Ai është shkopi im që të mbahem në të, dhe me të u shkund (gjethe nga drunjtë) dhenve të mia, dhe me të kryej edhe nevoja të tjera.*[1] Takimi im i parë me këto versete ka ndodhur kur isha 7-8 vjeç dhe këto ishin versetet e para nga Kurani që i hasa dhe më hutuan dhe më larguan për një periudhë nga ky Libër. Mendja fëmijërore ka pritur formulën për të fluturuar, eliksirin e lumturisë, shifrën për të shkuar në ardhmëri dhe hyrje në botët paralele, por gjeti çfarë hutie - tregimin për një bari me shkop, dele dhe gjethe.

Sot, gjërat janë më të qarta. Mendja kreative apo gjeniale?

Shkenca thotë që mendja kreative njeh në një gjë të rëndomtë dy-tri qëllime, ndërsa gjenitë njohin dhjetë ose më shumë qëllime. Musai a.s. flet për shkopin e tij në një mënyrë indikative, duke theksuar shfrytëzimin e mjetit të tij (shkopit) për shumë qëllime: *". . . Mbahem në të, shkund (gjethe nga drunjtë) për delet e mia,... edhe nevoja të tjera."* Në versetin e përmendur më lartë vërehen vetëm disa objektiva të shkopit (mbështetja, shkundja e gjetheve) dhe shmanget nga përgjigjja shumëfjalëshe, por prapë është potencuar që shfrytëzimi i shkopit nuk përfundon këtu: *". . . Me të kryej edhe nevoja të tjera."*

Mund të paramendojmë që këto "nevoja të tjera" mund të jenë: formë e gjuetisë, ngasje e deleve, kapërcimin e lumthit, pishtar, mbytje të dëmtuesve, barrierë për namaz, matje e hapësirës, mbrojtje nga dielli në kombinim me ndonjë lëndë veshjeje, mjet për për tharjen e rrobave, mjet mbrojtës, mjet për disiplinimin e kundërvajtësit, mjet për matjen e thellësisë së ujit, etj.[2]

Vetëm vetëkënaqësia me përdorimet e gjërave të ndryshme udhëheq kah perfeksionimi i mjeteve dhe përparimit teknologjik të civilizimit.[3]

Edhe pse Kurani flet për këtë fakt në shembullin e mëparshëm të Musait a.s., e njëjta është parapare nga ana e shumë gjeneratave të myslimanëve që janë në vrapim shoqëror ekonomik, kanë ngecur në periudhën bujqësore-nomade, ndërsa në nivelin e tyre intelektual më së miri flet entuziazmi me vizat që sugjerojnë emrin e Krijuesit në kafshët e ndryshme.[4]

## Krijimi i miqësive

Në verset nga fillimi mund të gjejmë orientime konkrete për aritjen e miqve, e ky është tregim i interesimit për personin tjetër i cili vërtetohet nëpërmes pyetjeve korrekte të cilat zbulojnë interesimin tonë të shëndoshë për atë me të cilën merren njerëzit. Ky fakt, edhe pse i qartë si kristali dhe i thjeshtë, përsëri është realitet i rrallë, ngase shoqëria moderne me efektet anësore të saj i ka hedhur edhe një numër të madh të njerëzve që i trajtojnë bashkëbiseduesit e vet sikurse koshi emocional për mbeturina në veshët e të cilëve shumë shpejtë vendosin përvojat e hidhura dhe ndjenjat e njelmëta duke humbur kështu miqtë potencialë.

**Duke treguar interesimin për mbështetjen e huaj në punë, hobin, kohën e lirë, idetë... ne në realitet flasim se personi tjetër na intereson...**

"O Musa, ç'është ajo që e ke në të djathtën tënde?"

Duke treguar interesimin për mbështetjen e huaj në punë, hobin, kohën e lirë, idetë... ne në realitet flasim se personi tjetër na intereson, është i vlefshëm për përkujdesjen e dobishme, burim i diturisë së caktuar, meritor i kohës sonë, bashkëpunëtor i mundshëm, etj. Njeriu sipas psikologjisë së vet anon kah ata që e duan dhe lehtë gjen mirësi te njerëzit që e konsiderojnë të rëndësishëm dhe interesant. Ekziston tregimi për njeriun i

cili me vite të tëra pa sukses është përpjekur të krijojë rreth të miqve duke tërhequr vëmendjen në vete dhe botën e vet, e që pas dy muajve arriti mjaft miq duke treguar vëmendje ndaj tyre dhe duke u interesuar për atë që është esenciale.

## Preciziteti gjuhësor

Suksesi i bisedimit, por edhe i organizmit njerëzor është i lidhur ngushtë me shprehjet precize, qasjes direkte të temës, harxhim optimal i kohës personale të tjetrit në përpunimin konkret dhe ndarjes së detyrave.

Për diç të tillë është i domosdoshëm mjeti komunikativ i sofistikuar gjatë përdorimit të cilit nuk e ngarkojmë komunikimin me sinonime të shumta të panevojshme, pëshpëritjeve pa kuptim ose duke folur tejet ngadalë.[5]

Për këtë më fuqishëm letrarisht është të themi p.sh. "vetëm të urtët këtë e vërejnë" në vend se "vetëm njerëzit e urtë këtë e vërejnë", ngase emri "njerëzit" në rastin e përmendur është i tepërt dhe si i tillë vjedh kohën e çmuar duke zvogëluar nivelin e precizitetit dhe nevojës së koncentrimit për kuptime të reja.[6]

**Musait a.s. i erdhi mirë që Allahu xh.sh. iu drejtua dhe u përpoq që këtë bisedë ta zgjatë dhe ta vazhdojë nga frika që komunikimi i tij me Krijuesin do të përfundojë shpejt.**

Optimaliteti gjuhësor i Kuranit është i njohur edhe në versetin tonë: *"O Musa, ç'është ajo që e ke në të djathtën tënde?"*

## Arti i udhëheqjes së dialogut

Ky dialog në mes Allahut të madhërishëm dhe Musait a.s. u zhvillua në luginën e shenjtë Tuva dhe kjo është hyrje në misionin e rëndësishëm që do t'i besohej Musait a.s.

Dialogu bart shumë mesazhe dhe dobi të cilat me pak mendjehollësi dhe pyetje përkatëse mund të vërehen. Me rëndësi është që këtu të vërehet dialogu në mes eprorit dhe të nënshtruarit dhe që mesazhet e derivuara mund të aplikohen në të gjitha situatat e ngjashme në të cilat kemi autoritete të caktuara që u drejtohen njerëzve "nën veten tënde".

Vërejmë që Allahu xh.sh. e pyeti Musain a.s. për llojin e mjetit që mban në dorë, edhe pse i Lartësuari tërësisht me siguri di fshehtësitë e shpirtit të Musait a.s. e lëre më atë që është e jashtme.

Atëherë përse pyetja? *"O Musa, ç'është ajo që e ke në të djathtën tënde?"*

Çfarë urtësie vërehet pas kësaj pyetje dhe për çfarë Musai a.s. në pyetjen e qartë dhe specifike u përgjigj me përgjigje të gjatë e cila përfshin edhe mënyrën e përdorimit të mjetit edhe pse për të nuk ishte pyetur?[7]

Çfarë diturie mund të derivohet nga ky dialog, i cili me siguri nuk është në Libër për shkak të vetë dekorimit dhe mbushjes së hapësirës dhe as informimit të thjeshtë për të kaluarën e largët? Duke marrë parasysh që Zoti xh.sh. i drejtohet njeriut në vend të zgjedhur, lehtë është të konkludojmë që Musai a.s. ishte në gjendje të tendosjes nervore



dhe ngarkesës shqisore. E kush nuk do të ishte në atë gjendje kur t'i drejtohet direkt Zoti i botëve?!

Allahu xh.sh. e futi Musain a.s. në bisedë duke ia tërhequr vëmendjen në diç të thjeshtë, për te të njohur (shkopi), duke relaksuar atmosferën[8] dhe duke i dhënë rast që të marrë pjesë aktive në komunikim, njëkohësisht duke e përgatitur për detyrën që e pret (takimi me tiranin më të madh të kohës së tij, faraonin).[9]

Krijuesi e adreson Musain a.s. me emrin e tij personal, ndërsa ai i përgjigjet pa prezantim pompoz duke u përpjekur me qenë informativ dhe i dashur në përgjigjen e tij.

Musai a.s. në pyetjen e bërë përgjigjet gjatë duke përmendur mënyrën e përdorimit të shkopit edhe pse nuk ishte pyetur për të njëjtën.

## Për çka?

Musait a.s. i erdhi mirë që Allahu xh.sh. iu drejtua dhe u përpoq që këtë bisedë ta zgjatë dhe ta vazhdojë nga frika që komunikimi i tij me Krijuesin do të përfundojë shpejt. Në këtë rast, mënyra në të cilën njeriu përgjigjet (komunikon) dhe zgjedhja e fjalëve të tij qartë na pasqyron gjendjen shpirtërore të njeriut d.m.th. qëndrim ndaj bashkëbiseduesit.

## Çfarë dobi vërehen nga ky dialog?

**a)** Gjatë dërgimit të mesazhit anës tjetër në komunikim nevojitet të zgjedhim vendin dhe kohën e drejtë, nëse dëshirojmë që informatat që ofrojmë të marrin mbështetjen e vet;

**b)** Anën tjetër në komunikim gjatë dërgimit të informatave të rëndësishme, nevojitet të relaksojmë dhe krijojmë atmosferën e këndshme dhe këtë ashtu që do të lehtësojmë komunikimin aktiv anës tjetër (mënyrën si do ta realizojmë është e lidhur me kreativitetin personal të secilit individ por që vetë mënyra e relaksimit duhet të jetë direkt e lidhur për temën kryesore të bisedës). Sigurimi i këtyre kushteve luan rolin vendimtar në dëgjim, kuptim, pranimin e mesazhit, nga vetë kualiteti i informatave që i ofrojmë;

**c)** Në komunikim me tjerët, në veçanti me personat që i vlerësojmë dhe i duam, duhet shmangur përgjigjet e shkurtra dhe tkurrëse, ngase ky lloj i përgjigjes tregon në mosinteresim, monotoni dhe mosvlerësim të anës tjetër në komunikim, e që udhëheq kah marrëdhëniet ndërnjerëzore të pasuksesshme;

**d)** Është e njohur që pjesa më e rëndësishme e komunikimit është dëgjimi aktiv e që paraqitet në mes tjerash nëpërmes përgjigjeve adekuate dhe komenteve.

## Si do të dukej dialogu i mëparshëm në kohën tonë?

Profesori i fton studentët në bisedë. Studenti hyn në syrin e profesorit i tendosur dhe me një dozë frike. Profesori mendjehollë vëren që studenti i tij me nervozizëm thyen lapsin me dorë në pritje të pakëndshme. Vendos të krijojë një atmosferë të bukur dhe relaksuese dhe thotë me kureshtje me vetulla të ngritura: "Laps interesant, ku e ke blerë?"

Studenti orienton fokusimin e vet nga qëndrimi kritik i profesorit i cili çdo moment mund të hidhet në mangësinë e tij me mjetin mirë të njohur në dorën e tij, historia e të cilit është e njohur dhe i trimëruar thotë: "E kam dhuratë nga një mik nga fëmijëria dhe e përdori për vizatimin e karikaturave politike, prozë satirike, rëndom sprovohem në format e reja të shprehjes së shkruar."

Pas shprehjes së qartë të këndshme e të befasishme, profesori me zë plot bindje i thotë: "Detyra jote është që të shkruash një shqyrtim kritik për situatën ekonomike dhe politike momentale në botë dhe me këtë të lëkundësh themelet e rendit botëror modern, i cili ngulfat botën me padrejtësi."

Marrë nga libri i autorit: "Dimensionet socio-psikologjike të Kuranit".

*Përktheu dhe përshtati:*
*Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi*

*1. Ta Ha, 17-18. 2. Për momentin më bie ndërmend lapsi me fotoqeli, minindriçues me orë, mekanizmin e gjuajtjes së plumbit... 3. Me këtë konstatim ka filluar periudha e civilizimit. 4. Njerëzimi tek me Muhamedin a.s. arriti nivelin e pjekurisë së nevojshme për ta pranuar Shpalljen finale për gjithë njerëzit në çdo kohë dhe hapësirë në formë të përmbledhjes së argumenteve të shkruara të cilët kërkojnë përpunimin e sofistikuar intelektual (komparacionit, hipotezës, riorganizimit të informacioneve, analizës mikroskopike, hulumtimit të kozmosit, etj.). Para Muhamedit a.s. nuk ishte ky rast për cilin dëshmojnë format e mrekullive "të thjeshta" me të cilat ishin furnizuar pejgamberët, kufizimi i shpalljes në popuj të caktuar dhe derogimi i mëvonshëm i këtyre shpalljeve dhe vendosja jashtë forcës së sheriateve të mëparshëm, ngase kanë shërbyer vetëm si zgjidhje kalimtare. Njerëzimi e ka fëmijërinë e vet, rininë, pjekurinë dhe pleqërinë, ndërsa me Muhamedin a.s. është shënuar kufiri i pjekurisë së tij. Kjo nuk d.m.th. natyrisht që secili prej nesh nuk i duhet kalimi i këtij kufiri dhe ta argumentojë individualisht. 5. Sipas rregullit, njeriu asnjëherë nuk mund të flasë aq shpejt sa bashkëbiseduesi i tij është në gjendje të dëgjojë shpejt. Njeriu është pronar i sistemit nervor i cili është në gjendje të dëgjojë qartë dhe kuptojë deri në 600 fjalë në minutë, edhe pse në bisedat mesatare të përditshme të njerëzve në një minutë të bisedës shkëmbejnë në mes 100 deri në 140 fjalë, që tregon në një vakuum prej 460 fjalëve që u lejon njerëzve që të bredhin me mendime dhe që deri tek ata nuk arrin mesazhi i dëshiruar. Ju shumëzoni këtë vakuum prej 460 fjalëve në minutë me 15 minuta ose gjysmë ore dhe llogaritni sa është hapësirë e zbrazët. 6. Krijuesi nëpërmes shpalljes së fundit së njerëzimit, i mëson njerëzit me precizitetin gjatë zgjedhjes së fjalëve në shumë vende. Njëri nga këto vende është: "O ju që keni besuar, mos thuani: "Raina" - po thuani: "Undhurna" dhe respektoni! . . ." (El - Bekare, 104), ku Zoti këshillon besimtarët që me kujdes t'i zgjedhin fjalët për shkak të konotacioneve të caktuara negative të cilat individët mund t'i përcjellin edhe pse në esencë nuk janë të këqija. 7. Muhamedi a.s. shpesh shërbehej me pyetje gjatë të drejtuarit të bashkëkohësve të tij, p.sh.: "A dëshironi t'ju them..." ose "A e dini ç'është...?", duke demonstruar në këtë mënyrë nivelin kulmor të respektimit të kohës së tjetrit, njohjen e disponimit momental të bashkëbiseduesit, fleksibilitetit në qasjen e ndryshimeve dhe e gjithë kjo me qëllim të depërtimit të këndshëm në esencën e njerëzve. 8. Ibn el-Xhevziu dhe el-Bejdaviu theksojnë në komentet e tyre që pyetja: "O Musa, ç'është ajo që ke në të djathtën tënde?", mund të shihet si metodë e relaksimit të tendosjes së Musait a.s. 9. Njerëzit sinqerisht ndajnë përmbajtjen mendore-zemërore personale vetëm kur ndihen komod në shoqërinë tonë. Pengesat e caktuara në rrugën e komunikimit të sinqertë dhe rrjedhës janë shpesh me ton mbulues dhe të ftohtë, tituj bosh, mimikë jo të këndshme dhe që është më problematik mostregimi i interesimit kulturor për anën tjetër.*

**Muhamed Hashim Kemali**

# Luftimi i korrupsionit: Një perspektivë islamike

Për shkak të formave të shumta që mund të marrë, korrupsioni i shpëton idesë së një përkufizimi gjithëpërfshirës. Ai nuk njeh kufij, vlen për individët, organizatat dhe vendet e pasura dhe të varfra, dhe është po aq i vjetër sa vetë historia njerëzore.

Korrupsioni mund të përfshijë ryshfet, dhurata dhe dhurime të paligjshme, zhvatje, nepotizëm, ndikim në blerje, favorizim, mashtrim, përvetësim dhe të ngjashme. Të gjithë ato janë të ndaluara në bazë të atyre që kërkojnë të shtrembërojnë rrjedhën e drejtësisë. Dallimet në interpretimin e një hadithi të veçantë (fjalët e Pejgamberit Muhamed) për vlefshmërinë ose përndryshe të deklarimit të pasurive personale të zyrtarëve qeveritarë, kohët e fundit janë paraqitur në medie. Në parim, *sheriah* (ligji islam) pranon mosmarrëveshje të arsyeshme (ikhtilaf) në interpretim me kusht që të jetë i qartë nga paragjykimi dhe nuk ndjek objektiva të diskutueshëm. Një mënyrë për ta vlerësuar këtë është t›u referoheni qëllimeve më të larta (mekasid) të sheriatit.

Nëse një interpretim ndjek një qëllim të ligjshëm që gjen mbështetje në burimet më të larta të sheriatit, pranohet, ndryshe mënjanohet dhe refuzohet. Nëse deklarimi i pasurisë ka për qëllim luftimin e korrupsionit zyrtar, atëherë kjo nuk është vetëm e vlefshme në sheriat, por shumë e rekomanduar dhe e merituar. Korrupsioni zyrtar pa dyshim ka bërë betejën e qeverisjes së mirë në shumë vende të sotme muslimane, përfshi Malajzia. Deklarimi i pasurisë së parashikuar në vetvete nuk është i motivuar nga një qëllim

**Luftimi i korrupsionit zyrtar gjithashtu është pjesë e parimit kuranor të 'parandalimit të së keqes' *(nahji ani'l-munker)* e cila është detyrë e udhëheqësit dhe e atyre që janë përgjegjës për çështjet e komunitetit *(uli'l-emr).***

korruptiv, siç është shkelja e intimitetit të të tjerëve dhe kryerja e kërkimeve të paarsyeshme për të shkaktuar dëm ndaj tyre, dhe synohet vetëm si një mjet për të luftuar korrupsionin, është i vlefshëm përtej dyshimit. Kjo për shkak se të gjithë punonjësit e qeverisë kanë për detyrë të qëndrojnë larg korrupsionit. Për qeverisjen në Islam është një besim (amanet) që duhet të respektohet me besnikëri (Surja 4, ajeti 58), dhe tradhtia e besimit është rreptësisht e ndaluar (8:72). Teksti gjithashtu flet në dënimin e korrupsionit (fasad) dhe autorëve të tij (mufsidun) (2: 205; 26: 151; 30:41).

Luftimi i korrupsionit zyrtar gjithashtu është pjesë e parimit kuranor të 'parandalimit të së keqes'



(nahji ani'l-munker) e cila është detyrë e udhëheqësit dhe e atyre që janë përgjegjës për çështjet e komunitetit (uli'l-emr).

Ikbal dhe Lewis kanë shkruar në punën e tyre (2002), *Sulmi Islamik mbi Korrupsionin*, se "ka zero toleranca për ryshfet në Islam, dhe Islami refuzon çdo ide që ryshfeti shërben si "yndyrat që lyejnë rrotat ekonomike». Nuk ka hapësirë as për legalizimin e korrupsionit në emër të komisionit, dhuratës, dhurimit, paradhënies, kredisë së butë, shlyerjeve të huave dhe të ngjashme.

Historia islame regjistron edhe raste të masave antikorrupsion të marra nga qeveria. Halifi i dytë, Umer el-Hatab, luftoi ryshfetin dhe korrupsionin e zyrtarëve përmes shpronësimit të pasurisë personale të grumbulluar gjatë mandatit të detyrës. Kjo u bë për figura të shquara në mesin e shokëve të Pejgamberit a.s., Ebu Hurejrah, Amr el-As, Sad ebi Wakas dhe Halid b. el-Velid, qeveritarët përkatësisht të Bahreinit, Egjiptit, Mekës, Kufa dhe Shamit, ndër të tjera, të cilët u gjetën me pasuri të akumuluara të cilat nuk i kishin para punësimit. Disa prej tyre kënaqen me aktivitete tregtare dhe trajtim të pakujdesshëm

**Shpronësimi i pasurive të zyrtarëve të korruptuar u institucionalizua përfundimisht nën halifin abasid, Xha'far el-Mansur, kur u krijua një departament për trajtimin e çështjeve të shpronësimit në rastet e pasurimit të paligjshëm.**

të fondeve publike. Kalifi urdhëroi Ebu Hurejren: "merreni pronën tuaj dhe atë që është e nevojshme për jetesën tuaj, dhe pjesën tjetër ia dorëzoni *Bejtu'l- Mal*-it (thesari publik) ". Amr el-As thjesht u urdhërua që t'ia dorëzonte gjysmën e pasurisë së tij *Bejtu'l- Mal*-it pasi kishte fituar mallra, skllevër, bagëti



dhe objekte që nuk i kishte para se të emërohej si guvernator i Egjiptit.

Shpronësimi nuk ishte i kufizuar vetëm tek zyrtarët e qeverisë, por u shtri edhe tek tregtarët dhe kontraktorët që kryenin biznes me qeverinë dhe grumbulluan pasuri jo proporcionale. Një incident interesant për këtë, i regjistruar nga Ebu Jusufi, përfshinte dy djemtë e halifit Umer, Abdul-Allahun dhe Ubejdu-Allahun, i cili shoqëroi një kontingjent të ushtrisë në Irak. Guvernatori Ebu Musa el-Ashari tha: "Jepjani kapitalin halifit dhe mbani fitimin për veten tuaj." Kjo u ra përshtati dhe djemtë e halifit bënë një fitim. Por, kur ia dorëzoi kryeqytetin halifit, ky i fundit pyeti: "A u jep përparime të ngjashme të gjithëve në ushtri?" Përgjigja për këtë ishte "Jo", dhe halifi u kërkoi atyre që të paguanin si kapitalin ashtu edhe fitimin. Një burrë tha: "O Umer, mbase mund ta trajtosh këtë si një shembull të *mudaraba*-së, në analizën se nëse do të kishin bërë një humbje, ata do të ishin përgjegjës.» Halifi u pajtua dhe u kërkoi djemve të tij që t'ia dorëzojnë kryeqytetin dhe vetëm gjysmën e fitimit në *Bejtu'l- Mal*.

Shpronësimi i pasurive të zyrtarëve të korruptuar u institucionalizua përfundimisht nën halifin abasid, Xha'far el-Mansur, kur u krijua një departament për trajtimin e çështjeve të shpronësimit në rastet e pasurimit të paligjshëm. Raportet gjithashtu tregojnë se shuma të mëdha të pronave janë marrë. Kalifi abasid, el-Kahir, kështu raportohet të ketë shpronësuar pronat e nënës së paraardhësit të tij, el-Muktadir, i cili ngriti pasuritë e *Bejtu'l- Mal*-it në një shumë të konsiderueshme.

*Haki SAHITAJ*
*Prizren, 29 korrik 2019*

*Burimi:https://www.iais.org.my/e/publications-sp-1447159098/dirasat-sp-1862130118/shariah-law-governance-halal/itemlist/user/63-mohammadhashimkamali*

Mr. Fatmir Hadri

# Feja dhe shoqëria nga pikpamja e sociologjsë së fesë

Kur hulumtojmë historinë e njerëzimit, shohim se feja ka lindur me qenie njerëzore. Andaj aty ku ka ekzistuar një shoqëri ka ekzistuar edhe një fe. Kjo ka bërë që prania e saj të ndihet në çdo fazë të epokave historike. Jo vetëm që u shfaq në jetën shoqërore, por gjithashtu luajti një rol të rëndësishëm në integrimin, solidaritetin dhe integrimin e njerëzve.

Përveç këtyre efekteve pozitive dhe konstruktive në jetën shoqërore, feja si fenomen social, për fat të keq ka qenë ndonjëherë shkaktar i konflikteve, çrregullimeve dhe luftërave në shkallë të gjerë.

Njerëzit që jetojnë në shoqëri kanë disa detyra, përgjegjësi dhe të drejta ndaj njëri-tjetrit. Kurse këto, i rregullon feja. Prandaj, ekzistenca e një feje kudo që gjendet dhe jeton njeriu, është një fenomen natyror. Me fjalën fe, nënkuptojmë fenë në përgjithësi, qoftë primitive, qoftë njerëzore, universale apo hyjnore. Sepse kur definojmë përkufizimin e fesë, do të shohim se qeniet njerëzore gjithmonë kanë besuar në një forcë që ka tejkaluar veten e tyre, në një forcë superiore ndaj vetvetes dhe në emër të asaj force kanë ndërmarrë veprime. Kështu që veprimet e ndërmarra në emër të forcës së besimit, janë një fe me kuptimin e tyre më të gjerë.

Duke u nisur nga kjo, mund të themi se ekziston një marrëdhënie e ndërsjellë midis shoqërisë dhe fesë. Ashtu si feja që ka një ndikim në të gjitha fushat e shoqërisë, edhe shoqëria gjithashtu ndikon në aspektin e fesë.

Edhe ai person që thotë se nuk beson në asnjë forcë nuk mund të mohojë ekzistencën e forcave abstrakte që tejkalojnë veten e tij. Prandaj, ne mbrojmë idenë se në çdo shoqëri ka një besim dhe për këtë arsye nuk mund të themi se ekzistojnë ndonjë shoqëri pa fe.

## Struktura dhe vetitë e fesë dhe shoqërisë

Sipas sociologjisë së fesë, feja qoftë hyjnore apo njerëzore, pa marrë parasysh se çfarë lloj feje është, ne shohim tri veti të përbashkëta në të gjitha ato.[1]

1. Besim.
2. Adhurim.
3. Shoqëri.

**Besimi**: Kjo është ana teorike e fesë. Besimi luan një rol të rëndësishëm në drejtim të forcimit të lidhjes shpirtërore midis individëve. E kjo shoqërinë e kthen ose drejton në të njëjtin drejtim. Prandaj pasi shoqëria përbëhet nga njerëz të bashkuar rreth mendimit të përbashkët, fiton forcë dhe fuqi.

Forca në të cilën njeriu beson dhe për hir të kësaj force superior ai bën veprime mund të jetë një pemë, një skulpturë, një kafshë ose një bimë e cila pranohet si ngjarje natyrore ose një fuqi që brenda saj fsheh *superioritetin dhe absolutetin e saj.*

Në të gjitha fetë hyjnore, ekzistenca e Krijuesit është pranuar bashkërisht si forca absolute. Andaj Krijuesi i vetëm dhe sundimtari i tërë universit është Allahu, që forca dhe fuçia e tij është e pa-



**kur hulumtojmë strukturën dhe vetitë e fesë dhe shoqërisë, gjejmë se shoqëria nuk mund të izolohet nga feja.**

kufizuar. Urdhërimet e Krijuesit u janë komunikuar ose transmetuar njerëzve të tjerë nëpërmjet profetëve të Tij, që i ka zgjedhur midis popullit.[2]

Siç shihet, feja njerëzit i ka sjell rreth një besimi, dhe ky besim ka formuar shoqërinë. Me fjalë të tjera, formohet një shoqëri që jeton së bashku në përputhje me ligjet e përbashkëta.

**Adhurimi:** Është përmbledhës i të gjitha bindjeve, ndjenjave e gjendjeve shpirtërore, fjalëve dhe veprave që bëhen emër të fuqisë që besohet ose duke ndjekur urdhrat që i pëlqen Krijuesi absolut.

Në fetë primitive, dalin në pah situata të ndryshme që kanë të bëjnë me flijimin e njerëzve për pushtet ose flijimi ndaj pushtetit madje edhe sakrifikimi i qenieve njerëzore në raste të ndryshme. Në fetë hyjnore dhe universale, vërehet se kafshët sakrifikohen në vend të njerëzve. Kjo do të thotë, se në çdo fe, ekzistojnë veprime të detyrueshme që njerëzit do t'i kryejnë pa dallim.

**Shoqëria:** Shoqëria përbëhet nga një grup njerëzish që mblidhen qoftë për adhurim, bisedë ceremoni fetare etj. Disa vende janë të rezervuara për këto takime dhe veprimet që duhet të ndërmerren në emër të fesë, kryhen kolektivisht në këto vende. Në fetë hyjnore këto vende përgjithësisht quhen vende të adhurimit. Në të vërtetë, në gjuhën tonë, vendet e adhurimit të myslimanëve u quajtën xhamia, të krishterëve Kisha kurse të çifutëve Havra.

Sipas kësaj mund të themi se njerëzit jetojnë së bashku në çdo rast. Kjo është për shkak se ka faktorë që detyrojnë njerëzit të bashkohen. Megjithëse këta faktorë janë të ndryshëm, mirëpo tri nga këto janë më të rëndësishëm.

1. Besimet të përbashkëta,
2. Rreziqet e zakonshme,
3. Përfitimet e përbashkëta.[3]

Është shumë e vështirë këto të ndahen nga njëra tjetra. Sepse ekziston një besim i përbashkët në çdo shoqëri dhe anëtarët e saj gjithashtu ballafaqohen me rreziqe të përbashkëta dhe janë në përfitime të përbashkëta.

Kështu që, kur hulumtojmë strukturën dhe vetitë e fesë dhe shoqërisë, gjejmë se shoqëria nuk mund të izolohet nga feja. Sepse përveç këtyre karakteristikave, shoqëria gjithashtu ka kushtet që përmirësojnë strukturën e saj e që këto i obligon edhe feja.

Prandaj struktura e shoqërisë zhvillohet nën ndikimin e tre faktorëve: Faktori i parë; Fqinjësia aktive. Ku, kjo bashkon territorin, harmonizon anëtarët e shoqërisë me njëri-tjetrin.

Faktori i dytë është lidhja e gjakut. Mënyra më e vogël e lidhjes së gjakut është familja. Në familje ka një unitet pavarësisht aftësive të ndryshme.

Faktori i tretë është mendimi kolektiv, sjellja dhe bashkimi i punës. Shembulli më i mirë është uniteti i besimtarëve rreth një grupi fetar. Si rezultat i besimit kolektiv, adhurimit të përbashkët dhe jetës kolektive fetare, dallimet si pasuria, profesioni, gjendja sociale e humbasin rëndësinë e tyre. Myslimanët që migruan nga Meka në Medine u pritën nga Medinasit ku formuan një shoqëri të fortë pa dallim ndaj njëri-tjetrit.



## Marrëdhëniet në mes fesë dhe shoqërisë

**Plutargu e ka thënë: "mund të shëtisim botën dhe brenda saj mund të gjejmë qytete pa mure, pa letërsi, pa ligje dhe pa pasuri; por nuk do të gjejmë një qytet pa një tempull ose shenjtërore.**

Ka disa hulumtues që dallojnë efektet pozitive dhe negative të fesë në shoqëri. Megjithatë, kur shihet mirë, feja gjithmonë ka pasur një ndikim pozitiv në shoqëri. Sepse feja ruan mirëdashjen, bukurinë, zellin, vetësakrificën, besueshmërinë, ndihmën dhe të gjitha parimet e tjera pozitive me vlerë. Ekzistojnë individët që nuk janë të interesuar për fenë ose që kundërshtojnë fenë në terma individualë, mirëpo është pothuajse e pamundur të ekziston një shoqëri tërësisht jobesimtare ose ateiste. Në këtë kontekst një nga filozofët e lashtë grekë, Plutargu e ka thënë: "mund të shëtisim botën dhe brenda saj mund të gjejmë qytete pa mure, pa letërsi, pa ligje dhe pa pasuri; por nuk do të gjejmë një qytet pa një tempull ose shenjtërore.[4] Në anën tjetër, M. Eliade, i cili konsiderohet si një historian i famshëm i feve, tha se njeriu i parë ishte "njeri i devotshëm (fetar)" dhe krijimi i një bote kuptimplote është e mundur vetëm përmes zbulimit të së shenjtës.[5]

Shprehja e këtij fakti në këtë mënyrë tregon se feja në thelb është një sistem arsimor, ku njerëzit zhvillohen duke u edukuar në përputhje me këtë dhe nga këtu fillon edukohet shoqëria. Për shembull, në Islam, edukimi/arsimi fillon me mësimin e ligjeve dhe rregullave të Kur'anit. Prandaj pa dyshim se edukimi/arsimi individual filloi me atë.[6] Siç dihet, Allahu me fjalën e parë në Kur'an u është drejtuar njerëzve duke u thënë lexo[7] ku fillimisht i është drejtuar Muhamedit a.s, e pastaj përmes tij tërë gjinisë njerëzore, të gjithë neve besimtarë dhe jobesimtarë, të gjitha moshave e profesioneve. Kështu që nga individi, edukimi kalon në shoqëri.

Përveç kësaj, feja i jep individit liri të gjerë, me kusht që ai të mos e kufizojë lirinë e të tjerëve. Me fjalë të tjera, përveç fuqisë së dashurisë, askush nuk është superior dhe i privilegjuar për këdo, ata kanë të drejta të barabarta. Në veçanti, Islami e ka bërë të qartë se askush nuk mund të jetë superior ndaj ndonjë personi tjetër duke i dhënë një vlerë të madhe lirisë së personit dhe se kushdo që beson në Zot është i barabartë dhe se shoqëritë besimtare nuk mund të jenë superiore dhe të privilegjuara ndaj shoqërive tjera. Për shkak se bamirësia islame synon të edukojë shoqërinë me parimin e ndihmës së ndërsjellë dhe të tjetërsimit nga e keqja.[8] Marrëdhënia/lidhja e njeriut me fenë është e fshehur në strukturën e tij natyrore. Për shembull, një antropolog katolik, Evans Pritchard, burimin e ndjenjës së fesë tek njeriu, e bazon në intuitën e zbulesës, dmth në intuitën hyjnore. Sipas tij, të gjithë njerëzit kanë një intuitë të zbulesës dhe fetë janë produkt i kësaj intuite. Në të njëjtën mënyrë, Max Müller argumenton se intuita e Krijuesit është e vendosur në natyrën e njeriut. Në fakt, intuita hyjnore që këta dy shkencëtarë të huaj e thonë në terminologjinë islame quhet "natyrshmëri".[9] Sepse sipas Islamit, të gjitha qeniet njerëzore vijnë në botë me një natyrë të pastër, pa mëkat, Prandaj njeriu është i drejtuar ka besimi, bindja dhe përkushtimi. Andaj qeniet njerëzore janë të afta të besojnë për shkak të krijimit të tyre.[10] Në fakt, fenomeni i besimit është vetëm një ndjenjë njerëzore. Me fjalë të tjera, fenomeni i besimit dhe i fesë është një nga faktorët kryesorë që dallojnë njerëzit nga qeniet e tjera.

Prandaj kur shqyrtojmë fenë në kuptim e saj të gjerë, shohim se feja, si dhe efekti i saj mbi shoqërinë është dominues. Fetë hyjnore dhe universale përfshinin gjithashtu tradita, kultura dhe qytetërime që nuk binin në kundërshtim me parimet e tyre themelore dhe i vlerësonin ato në kohë. Prandaj, feja dhe shoqëria janë në një marrëdhënie të ndërsjellë. Feja, e cila ndikon aq shumë në shoqëri, është një nga faktorët më të rëndësishëm në zhvillimin e saj. Zhvillimi i shoqërisë është nga injoranca te dija, nga varfëria në pasuri, nga fuqia e një personi në fuqinë e unitetit, shteti dhe populli duhet të punojnë krah për krah dhe të kryejnë punën që ka filluar. Për të bashkuar përpjekjet e njerëzve me përpjekjet e shtetit.

Integrimi i individëve në shoqëri më së miri ofrohet nga feja. Është e qartë se shoqëria e formuar nga njerëz që janë të lidhur me njëri-tjetrin me besim të përbashkët do të arrijnë qëllimin e përbashkët në mënyrën më të shpejtë dhe më të mirë. Ky qëllim është zhvillimi i shoqërisë, arsimi i përbashkët, qëllimi i përbashkët, kundër rreziqeve dhe përfitimeve të përbashkëta, natyrisht, do të zhvillohet shoqëria e njerëzve me ndërgjegje të përbashkët.

*1. Prof. Dr. Mehmet Taplamacıoğlu, Din Sosyolojisi, Ankara 1975. F. 169-184, 2. El Hashr: 24. 3. Prof. Mehmet Taplamacıoğlu, Din Sosyolojisi, Ankara 1963, f 25-40. 4. Ahmet Kahraman, Dinler Tarihi, İstbull., 1984, f.14. 5. Mircae Eliade, Dinin Anlamı ve Sosyal Fonksiyonu (Çev. M. Aydın) , Konya, 1995, s.VI-1. 6. Dr. Haşan Küçük, İslâm'da Kitle Eğitimi,İstanbul f. 198. 7. El-Alek, 1. 8. Muhammed Ebu Zehra, El Tekâful-ül İçtimai Fl-I İslâm,Kahire, 1960. f. 9. 9. Buhariut, 1385. 10. Er Rrum, 30*

Mr.Sc. Ilir Rahimi

# Sjellja më ndryshe e njerëzve si shkak i statusit social dhe ekonomisë së fuqishme

"Ai vrenjti (fytyrën) dhe u kthye" (1) "Ngase atij i erdhi i verbëri" (2) (...) "E ai që nuk ndien nevojë (për Zotin) pse ka pasuri" (5)"Ti atij i vë veshin (i drejtohesh)"! (6)"Jo ashtu! Në të vërtetë këto janë këshilla" (11) (Abese, 1-2, 5-6, 11).

Allahu xh.sh. i nxitë njerëzit për të punuar dhe për të studiuar. Andaj për të mos pasur dallime shoqërore, grupore patjetër duhet që njerëzit të kenë detyra, të jenë të punësuar në profile të ndryshme shoqërore. Kjo pak a shumë i largon dallimet sociale-shoqërore në mes të njerëzve. Dhe kur shoqëria të jetë e punësuar, e ngarkuar me punë, dallimet mund të vërehen më pak dhe kjo bën që të vazhdohet jeta shoqërore në rrethana më ndryshe. Kur njerëzit të marrin detyra të ndryshme, shkalla ekonomike që ata e realizojnë u sjellë atyre ndryshime sociale-shoqërore.

Dallimet që ekzistojnë nga aspekti socio-ekonomik, qoftë nga familja apo për shkak se dikush bëhet i pasur më vonë, bën që njerëzit të jenë të dallueshëm për nga respekti dhe superioriteti shoqëror.

Por, në fenë islame, më i miri është ai që është i devotshëm, më meritorë për t'u respektuar-admiruar janë ata që janë të devotshëm.

Allahu xh.sh. thotë:*"O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (nga të këqijat), e Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë."*



Por kjo është e vërtetë se në mes tipave të njerëzve, dallimet e statusit social dhe ekonomik luan një rol të rëndësishëm.

Te shoqëria, individët (njerëzit) të cilët posedojnë potencial ekonomik si dhe status social (para, shtëpi luksoze, arsimim cilësorë) të lartë përball njerëzve, ndaj tyre tregohet një respekt si dhe një interesim më i madh, kurse tek ata që kanë status të ulët ekonomik si dhe probleme ekonomike ndaj tyre ka më pak respekt dhe me ta shoqëria në shumë raste është e tërhequr ndaj tyre, (ata) qëndrojnë indiferent ndaj të varfërve.

Njerëzit shpenzojnë kohë dhe mund për t'i gjetur ata (të pasurit-të famshmit) për t'i dashur ata, si dhe për të fituar simpatinë e tyre ata bëjnë mund dhe harxhim të madh.

Në këtë mënyrë, tipat që simpatizohen-admirohen, fitojnë për vete më shumë vetëbesim dhe këta ndihen shumë këndshëm. Këta te shoqëria janë më përpara, më të lartë, sepse janë më të fortë në shumë aspekte.

Allahu i lartësuar për shkak të varfërisë së njeriut sipas statusit ekonomik dhe social nuk bën ndonjë dallim. Ai me fjalët e Tij në Kuran drejtuar njerëzve i orienton njerëzit, Ai i jep një qëndrim pozitiv, si dhe nga pikëpamja e sjelljeve. Ai e ngrit njeriun mbi çdo gjë tjetër. Në Kuran ka thënë: "Ne e krijuam njeriun në formën më të bukur."



**Njeriu i vetëm nuk ka mundësi që ta kalojë dhe ta jetojë jetën i lumtur. Nuk mund të mendohet një njeri i cili posedon shpirt njeriu t'u ikë përballimit me të keqën, të vetmohet dhe ta mendojë lumturinë.**

Sigurisht se Kurani u adresohet të gjithë njerëzve se duhet të sillen mirë në të njëjtën kohë. Allahu na ka urdhëruar që të kemi kujdes nga mendjemadhësia dhe të ruhemi nga ky fenomen, duke na urdhëruar që duhet t'i kushtojmë vëmendje në marrëdhëniet ndër-personale, ndër-njerëzore.

Sigurisht që në Kuran, Pejgamberit a.s. i kanë ardhur rrëfime, në të njëjtën kohë kanë ardhur edhe ajetet se si të gjithë njerëzit duhet të sillen dhe kjo është një nga shembujt që duhet kuptuar.

Dije se nuk mund të jesh i lumtur nëse je i vetëm!

## Bëj (trego) që edhe te rrethi yt të ketë lumturi

"*E sa i përket atij që jep dhe ruhet, dhe vërteton bindshëm për më të mirën, Ne do ta përgatitim atë për më të lehtën. E sa i përket atij që bën koprraci dhe ndien veten të pavarur (nga Zoti), dhe që përgënjeshtron atë më të mirën, Ne do ta përgatisim për më të vështirën.*" (El Lejl' , 5-10).

Njeriu është një krijesë që nuk mundtë jetojë i vetëm. Por ai mund të rritet në një grup-rreth, mund të zhvillohet dhe mund ta kalojë jetën së bashku me njerëz (shoqëri). Bëhu te rrethi sikur që shet gjëra, bisedo në mënyrën më të bukur. Barte dashurinë dhe pikëllimin ndaj tyre, por edhe ata bëji (lejoj) që ta bartin dashurinë dhe pikëllimin te ti, bëhu pjesëmarrës me hallet e tyre. Ata do të ndikohen nga kjo sjelle e jotja si dhe ti do të ndikohesh nga ta. Kjo ndeshje e pikëpamjeve do të bëjë që gjatë gjithë jetës të vazhdojë me ndikime të ndërsjella.

Ja pra, njeriu i vetëm nuk ka mundësi që ta kalojë dhe ta jetojë jetën i lumtur. Nuk mund të mendohet një njeri i cili posedon shpirt njeriu t'u ikë përballimit me të keqën, të vetmohet dhe ta mendojë lumturinë. Në rrethin e tij, në shoqërinë e tij, por edhe në dhimbjet e kësaj bote, nëse një njeri nuk i ndanë me të tjerët, ai nuk mund të bëhet fjalë që mund t'i kaloj këto lehtë. Sepse një njeri i tillë i shëndoshë psiqikisht-fizikisht nuk mund të cilësohet njeri normal. Lumturia individuale është e lidhur me lumturinë shoqërore.

Allahu kërkon nga njeriu që të filloj me urgjencë për sjellje të mirë me rrethin që jeton si dhe të interesohet për jetën e tyre. Allahu dëshiron që njerëzit t'u largohen brengave, atyre që kujdesen dhe japin për nevojtarët u jep, atyre që i duan njerëzit i donë, atyre që janë të butë dhe të mëshirshëm i shikon ata, për persona që kujdesen dhe kanë interesim për këto gjëra, Ai atyre ua lehtëson veprimet e tyre. Atyre që vrapojnë për lumturinë e tjerëve, që janë duarlehtë që japin, Allahu ua lehtëson punët.

Atyre që tregohen egoist, mendjemëdhenj ndaj njerëzve, që nuk kujdesen për njerëzit, nuk u ndihmojnë atyre, ndaj tyre nuk ka interesim si njeri, këtij njeriu Allahu nuk ia bënë të lehtë rrugën, nuk i jep lumturi as në këtë botë dhe as në botën tjetër. (El Lejl, 5-10).

Ata individ që pasurinë e tyre e shpenzojnë për ta arritur lumturinë dhe kënaqësinë e Allahut dhe ata që japin pasurinë për të mos pritur gjë prej njerëzve, por vetëm për kënaqësinë e Allahut xh.sh, këta njerëz Allahu i mban larg xhehenemit. (El Lejl, 17-21).

Në një sure të Kuranit për ata që janë të lumtur dhe nuk u intereson puna e tjerëve, Allahu shprehet kështu: "*E ç' gjë të mësoi ty se ç 'është Akabe (rruga e vështirë)? Është lirimi i një skllavi, ose dhënia e ushqimit në kohën kur mbretëron uria. Ndonjë jetimi që është i afërt, ose ndonjë të varfëri që e ka molisur varfëria. E pastaj të bëhej prej atyre që besuan, që këshilluan njëri-tjetrin për durim dhe që këshilluan për mëshirë (për ndihmë). Të tillët janë të zotët e anës së djathtë.*"(El Beled: 12-18).

Siç shihet, njerëzit kanë mundësi që përveç jetës së tyre, të shikojnë edhe rrethin e tyre në vendin ku jetojnë, për të gjetur ndonjë jetim, ndonjë skamnor, ndonjë njeri që s'mund t'ia dalë me jetën dhe me hallet e jetës, andaj gjithsecili jemi përgjegjës për urdhrat e Allahut dhe të Pejgamberit a.s. që t'i çojmë në vend amanetin e tyre.

*1. Allahu xh.sh. i ka krijuar njerëzit me dallime si nga aspekti fizik-psikik, ashtu edhe nga aspekti i pamjes se tyre; njerëzit mund tëkenë dallime për nga pamja, por dallimet sociale mund të jenë si rrjedhojë e politikave ekonomike të shtetit si dhe për shkak se në një shoqëri nuk respektohet zekati, sadakatul fitri të cilat u dedikohen njerëzve. 2. Huxhurat, 49/13. 3. Et-Tin/ 4*

Mr.sc. Zenel Hajrizi

# Çegrani kamp i sfidës së fundshekullit XX për shqiptarët - Dy dekada pas

Çegrani dhe jo vetëm ai, kamp i vendosjes së të përndjekurve nga Kosova në luftën e fundshekullit të kaluar në vete ka sa persona po aq histori individuale, por edhe kolektive të një populli liridashës, të cilët, në luftën e tyre shekullore për liri, dhanë shumë, ndërsa kishin një FAJ - ishin shqiptarë dhe pse rezistonin të jetonin të lirë në tokat e tyre.

Familje të shumta me pleq, plaka, gra, fëmijë dhe të rinj të moshave të ndryshme në rrethana kohe të mbijetesës së pari në Kosovë konsideroheshin *armiq të serbo-jugosllavisë,* ndërsa familjarë të tyre thuaja çdo i treti kaloi nëpër katrahurat dhe burgjet serbe-jugosllave.

**Në trojet etnike në Maqedoni u hapën shtëpitë, u shtruan sofrat dhe të gjithë si një familje u solidarizuan me bashkëkombësit e tyre.**

Derisa dhuna, represioni dhe terrori u bë ligj, rezistenca ishte nevojë dhe erdhi momenti që t'u thuhet JO regjimeve totalitare. Nuk llogaritej më për jetën, por për lirinë, pavarësisht çmimit që duhej paguar.

"Ka rezistencë të ndershme dhe rebelim të ligjshëm", mbase kështu e pati thënë Alexis Tocqville për demokracinë në Amerikë, ky konstatim konsideroj se do t'i përshtatej kauzës së shqiptarëve kosovarë, të cilët kudo që ishin, në vend e mërgim, u mobilizuan në forma të ndryshme që t'i kontribuojnë lirisë së atdheut.

Për të mos u thelluar në fakte të historisë më të re, po përqendrohem te aktiviteti i forcave aleate të NATO-s, të cilat, në 50-vjetorin e themelimit, ndërmorën veprim ushtarak humanitar që të parandalojnë makinerinë vrastare serbe mbi popullatën duarthatë shqiptare në Kosovë.

Më shumë se gjysma e popullatës shqiptare u përzunë nga shtëpitë



**Si ta transmetoje një informacion për rënien e luftëtarëve të lirisë, kur e mendoje që çdo çast ishe i ndjekur nga masa e gjerë e audiencës për të kuptuar për fatin e rrjedhave të zhvillimit të luftës në Kosovë**

dhe pronat e tyre nga Milicia dhe paramilitarë serbë për në Shqipëri dhe Maqedoni, ndërsa gjatë atij rrugëtimi u sprovuan në forma të ndryshme duke u plaçkitur, rrahur, vrarë e çka jo.

Megjithatë ata të cilët kishin fatin të dalin në Maqedoni, Shqipëri dhe vende të treta, gradualisht filluan të marrin veten me shpresë që sa më shpejt të ktheheshin në shtëpitë e tyre.

Në trojet etnike në Maqedoni u hapën shtëpitë, u shtruan sofrat dhe të gjithë si një familje u solidarizuan me bashkëkombësit e tyre. Megjithatë, jo çdo ditë, po thuaj orë pas ore, rritej numri i atyre të cilët në Bllacën e Ferrit kush më lehtë e kush më vështirë kalonte kufirin, ndërsa priteshin nga humanistë bashkëkombës dhe miq ndërkombëtarë.

Përveç vendosjes nëpër shtëpi u ngritën edhe kampe, ndërsa kampi i Çegranit kishte veçori, ishte kamp i tipit të hapur, në të cilin u vendosën 57 mijë kosovarë të përndjekur nga vise të ndryshme të Kosovës. A thua ishte test, a mund të organizohen shqiptarët për të menaxhuar një sfidë jo të lehtë në rrethana kohe?!. Për mos t'u hyrë në hak, duhet të kujtojmë që kishte edhe kampe të tjera, ishin mbushur të gjitha shtëpitë me të përndjekur nga Kosova. E kjo nuk ishte e tëra, nevojitej organizim në të gjitha poret e jetës, si ushqimi, veshmbathja, shëndetësia, shkollimi, siguria etj.

Ajo çka mund të organizohej, bëhej me plot devotshmëri dhe përkushtim, por dhembja për më të dashurit ishte permanente, nuk dihej se ku ishin, familjet kishin humbur çdo lidhje, ishte bërë problem në vete. Për këtë dhe për të mësuar sado pak organizimin, nuk mungoi përfshirja e medias së shkruara dhe asaj elektronike, ndërsa mundoheshin të kontribuonin në informim të opinionit si me informata nga vatrat e luftës në Kosovë e që luftëtarët e lirisë e thoshin se kishin më lehtë kur familjet ishin të sigurta te vëllezërit në Shqipëri dhe në Maqedoni, gjithashtu edhe për sajimin e emisioneve me karakter social duke kërkuar forma të ndryshme të lehtësimit të sfidave të familjeve kosovare.

Megjithatë, nuk ishte lehtë. Si ta transmetoje një informacion për rënien e luftëtarëve të lirisë, kur e mendoje që çdo çast ishe i ndjekur nga masa e gjerë e audiencës për të kuptuar për fatin e rrjedhave të zhvillimit të luftës në Kosovë dhe sidomos kur informacionet vinin me emra dhe mbiemra të të rënëve në vatrat e luftimeve dhe familjarët nuk dinin që familjari i tyre kishte fituar pavdekësinë, ndërsa shpresonin se ndokund mund të jetë.

Emisionet televizive të organizuara dhe gjetja e mysafirëve që mund të kontribuonin në dhënie shpresë për familjarët dhe në përgjithësi për të motivuar shikuesit se liria nuk është larg duke besuar në sa më pak të vrarë dhe viktima civile, ishte sfidë si të tejkalohet, megjithatë duhej të lundrohej lumi i rrëpishëm përpjetë.

Në kampin e Çegranit zhvillohej jetë sikurse në një qytet, së paku për të vendosurit rreth 57 mijë banorë, organizoheshin shkolla, ambulanca, siguria e çka jo.

Njeriu ngado që shkon kalimin në amshim e bart me vete kjo mbase është normale dhe kur vjen vdekja e na gjen në vendin e caktuar dhe ata të cilët e kishin pasur të caktuar nga Krijuesi të ndërronin jetë këtu u përcollën me të gjitha ritualet dhe adetet e zakonet tona dhe sot e asaj dite ata pushojnë këtu sepse këtu janë në tokën e tyre.

Por, këtu edhe lindën dhe sot ata fëmijë të lindur këtu, janë në pozita të ndryshme në lirinë e Kosovës ndërsa në certifikatat e tyre kanë emrin e vendlindjes, si Çegran, Gostivar, Tetovë, Shkup apo gjetiu.

Me ardhjen e lirisë gjërat evoluojnë dhe ndryshojnë situatën, por zotimi ynë është dhe mbetet që brezave që vijnë t'ua bartim amanetin për kujtesën që kurrë nuk do të harrohet një e keqe që i ndodhi popullit shqiptar të Kosovës, të cilët nuk ishin të vetëm në tejkalim të sfidave në të gjitha pikëpamjet. Kishim vullnetin për liri, vëllezërit dhe miqtë ndërkombëtarë, të gjithë së bashku të fitojmë lirinë dhe të kultivojmë paqen dhe progresin!

Çegrani është dhe do të mbete një faqe në historinë më të re kombëtare edhe si i tillë u trajtua tash e dy dekada dhe do të jetë i tillë deri në kataklizmën e fundit.

Mendoj që historianët e rinj kanë çka të hulumtojnë, të eksplorojnë dhe të shkruajnë për veprimet homogjene të një periudhe të para dy dekadave. Ndërsa kronistët mos të hezitojmë të shkruajmë dhe të ndihmojnë me fakte studiuesit e rinj të historisë në mënyrë që pluhuri i harresës të mos mbulojë ngjarjet e rëndësishme të popullit shqiptar.

Fare për fund, duke u lutur për gjithë ata që, në çfarëdo forme, i kontribuuan lirisë së atdheut, ju falënderoj për vëmendjen dhe për durimin!

*Prishtinë 20.07.2019.*

**Mr.Sc. Artan Mehmeti**

# Ibën Sina (Avicena) (980 – 1037)

Përveç filozofisë dhe mjekësisë, Ibën Sina në korpusin e tij përfshin shkrime në fushat e astronomisë, alkimisë, gjeografisë, gjeologjisë, meteorologjisë, psikologjisë, teologjisë islame, logjikës, matematikës, fizikës dhe poezisë.

Ebu Ali el-Hussejn Ibën Abdullah Ibën Sina lindi në afërsi të qytetit pers të Buharasë, që në kohet moderne i takon Uzbekistanit. Ai është i njohur si ndër shkencëtarët më të mëdhenjtë kohës së tij, me veprat e tij në mjekësi dhe filozofi. Përveç filozofisë dhe mjekësisë, Ibën Sina në korpusin e tij përfshin shkrime në fushat e astronomisë, alkimisë, gjeografisë, gjeologjisë, meteorologjisë, psikologjisë, teologjisë islame, logjikës, matematikës, fizikës dhe poezisë.

Siç u tha edhe më lart, përveç mjekësisë dhe filozofisë, ai dha një kontribut jashtëzakonisht të madh në gjeografi (gjeologji dhe meteorologji). Në librin (enciklopedinë) e tij më titull "Kitab El-Shifa", të cilin e ka ndarë në katër pjesë, në pjesën e dytë të këtij libri që ka të bëjë me shkencat e natyrës, përkatësisht te pjesa e pestë, te artikulli i gjeologjisë dhe meteorologjisë, Ibën Sina paraqet njohuritë e tij që kanë të bëjnë me proceset që ndodhin në korën dhe sipërfaqen e Tokës. Këto njohuri i shtjellon duke i ndarë në gjashtë pjesë: 1. formimi i maleve, 2. roli i maleve në formimin e reve, 3. burimet ujore, 4. origjina e tërmeteve, 5. formimi i mineraleve, 6. diversiteti relievor i Tokës. Edhe njohuritë e tij në fushën e meteorologjisë (ose proceset që ndodhin mbi sipërfaqen e Tokës), i shtjellon duke i ndarë në gjashtë pjesë: 1. shiu dhe retë, 2. formimi i ylberit, 3. reflektimit i Diellit në re gjatë formimit të ylberit, 4. erërat, 5. zhurma e rrufesë, ndriçimi i rrufesë, kometat

**Ibën Sina si studiues i gjeologjisë dhe mineralogjisë, ka fituar një famë të madhe menjëherë pas një periudhe kohore të shkurtër, më pak se 120 pas vdekjes së tij.**



dhe meteorët, 6. katastrofat që godasin Tokën.

Në këtë libër, Ibën Sina paraqet parimet themelore të gjeologjisë, në aspektin e proceseve gjeologjike në tokë, ngjarjet kryesore që kanë ndodhur gjatë periudhave gjeologjike. Këto parime gjatë epokës së "Rilindjes në Evropë" (Renesancës), janë njohur si ligji i vendosjes së shtresave, nocionin mbi katastrofat, si dhe doktrinën euniformitarianizmit. Këto koncepte janë futur në Evropë nga James Hutton në "Teorinë e Tokës", në shekullin XVIII. "Kitab El-Shifa" ishte i njohur edhe gjatë epokës së "Rilindjes në Evropë" (Renesancës). Ky libër ishte si burim frymëzimi i hulumtuesve gjeologë në Evropë si Leonardi Da Vinci, Steno gjatë shekullit XVII dhe James Hutton më vonë gjatë shekullit XVIII.

Ibën Sina si studiues i gjeologjisë dhe mineralogjisë, ka fituar një famë të madhe menjëherë pas një periudhe kohore të shkurtër pas vdekjes së tij. Më pak se 120 vjet pas vdekjes së Ibën Sinas, Alford of Sareshel, një hulumtues anglez, ka përkthyer në gjuhën latine drejtpërdrejt nga gjuha arabe pjesën që ka të bëjë me gjeologjinë dhe mineralogjinë me titull "De Mineralibus". Kjo pjesë është sqaruar në detaje nga Holmyard dhe Mandeville-in, në botimin e tij të përkthyer në gjuhen frënge "Avicennae de Congelatione".

**Ai si duket ka qenë në dijeni se nafta është formuar nën presionin e lartë në brendësi të tokës, gjë që është bazë e teorisë së formimit të naftës.**

El-Biruini gjithashtu përshkruan komentet rreth procesit të formimit të shkëmbinjve (gurëve), mirëpo të gjitha ato që i ka shkruar rreth formimit të shkëmbinjve, ai ka deklaruar se i kishte dëgjuar më parë. Ibën Sina ka përshkruar më së miri formimin e shkëmbinjve, duke i përshkruar disa ndërlidhje rreth formimit të tyre. Për shembull, Ibën Sina përshkrimin e formimit të shkëmbinjve e bën nëpërmjet dy proceseve. Sipas procesit të parë, në fillim janë formuar si shkëmbinj të brishtë dhe me pas është bërë rregullimi i formës, përkatësisht ngurtësimi i tyre, ku më pas janë formuar edhe shkëmbinjtë. Siç shihet Ibën Sina ka shtuar disa njohuri të reja rreth grumbullimit ose aglutinimit të argjilës, e cila është grumbulluar si pasojë e vërshimeve të ujit, ose gjatë procesit të sodifikimit të ujit pikë pikë. Sipas procesit të dytë, mund të jetë gjatë procesit rrëshqitës të formimit të stalagmiteve, ose të kateve të shpellave. Formë tjetër e procesit të petrifikimit mund të jetë depozitimi i materialeve erozive në shtratin e lumit me kalimin e kohës. Sipas përshkrimeve të tij, Ibën Sina ka sqaruar procesin përfundimtar të shkëmbinjve. Ibën Sina përshkruan ngjyrat e ndryshme të shkëmbinjve të formuar gjatë procesit të mineralizimit. Ai gjithashtu e ka përshkruar edhe procesin e koagulimit, duke e quajtur si "element të tokës". Arsyeja e formimit të koagulave ndoshta do të jetë kontakti me nxitësin "ose mund të jetë" siç thotë Ibën Sina "virtytet janë ende të panjohura për ne".

Ibën Sina gjithashtu është menduar edhe rreth reaksioneve kimike. Ai ka folur rreth bashkëdyzimeve të dy lëngjeve që janë përzier dhe kanë prodhuar një komponim që është quajtur "Qumështi Virgjrin". Rreth këtij "qumështi", Ibën Sina ka sqaruar se edhe këtu kemi të bëjmë me disa elemente kimike që bashkohen ndërmjet vetë dhe formojnë këto komponime, kjo është se gjërat shkojnë dhe bien në zjarr dhe transferohen në zjarr.



Mënyra e formimit të shkëmbinjve të mëdhenj i dedikohet Ibën Sinas, i cili thotë se të gjitha efektet e nxehtësisë së madhe, në mënyrë të befasishme gradualisht me kalimin e kohës kthehen në një masë të madhe argjilore. Ai po ashtu ka sqaruar disa detaje të pjesës së kores së tokës, 500 vjet përpara Leonarod Davinçit, i cili i ka thënë të njëjtat gjëra lidhur me koren e tokës.

Sipas Ibën Sinas, yjet rrotullohen përreth hapësirës, ku këta yje kanë aftësi të prodhojnë gazra që shkaktojnë dritë si pasojë e konsistencë. Kur këto gazra ngarkohen dhe behën shumë të renda, drita e këtyre yjeve shpërndahet duke e formuar bishtin. Kjo është mënyra se si kometat vazhdojnë ekzistencën. Kjo hapësirë është shkaktuar si pasojë e reflektimit të dritës duke kaluar përmes reve ndriçuese. Vepra e tij për mineralet ishte një nga burimet kryesore për enciklopedistët e krishterë në fushën e gjeologjisë të shekullit XIII.

Në fushën e meteorologjisë, Ibën Sina ka dhëne ide të ndryshme rreth shumë fenomeneve meteorologjike. Era për shembull, humb lagështinë dhe behet e nxehtë kur kalon nga vendet e nxehta. Avujt që avullohen në botë kondensohen në ujë dhe më pas prapë kthehen në formë të burimeve. Erërat formohen nga ndryshimi i temperaturave ndërmjet regjioneve, d.m.th. në një regjion ka temperaturë të nxehtë dhe tjetri ka temperaturë të ftohtë, kurse ciklonet formohen kur erërat e fuqishme takohen njëra me tjetrën, si dhe yjet sillen përreth.

Ai si duket ka qenë në dijeni se nafta është formuar nën presionin e lartë në brendësi të tokës, gjë që është bazë e teorisë së formimit të naftës. Ai mendoi se gazrat e ndryshme janë të bllokuara në tokë nga mineralet dhe metalet, sipas vendit dhe kohës, duke u përfshirë elemente si p.sh. ari, argjendi, merkuri, nafta.

Për sa i përket gjendjes së atmosferës, Ibën Sina ka thënë se ajo papritmas ndryshon duke u bërë në gjendje të dendur duke lëshuar prej saj shi, breshër dhe borë, ku më pas kalon prapë në kohë të kthjellët. Ai kishte parë se kur ajri ftohet kthehet në re apo mjegull, në majat e larta malore, apo sipërfaqeve fushore. Bryma formohet kryesisht kur kemi net të ftohta. Ky fenomen nuk ndodh kryesisht kur në ajër (atmosferë) ka sasi të ujit, mirëpo ndodh kur kemi mot të ftohtë, sepse realisht sasia e ujit në ajër mund të bartet poshtë lart në formë të avullit. Kështu që nuk ka mundësi që bryma të formohet pa qenë moti i ftohtë. Ajri dhe uji bazuar me idenë e Ibën Sinas kanë një emërtues të përbashkët, ngase uji me procesin e avullimit kthehet në ajër. Siç duket, ai ka pasur njohuri rreth forcës së ngjeshjes. Ibën Sina thotë se kur ajri takohet me forcë ndërmjet vete, fillon të formohet zjarri (këtu Ibën Sina parashikon teorinë flogjiston dhe zbulimin e oksigjenit që ka ndodhur 700 vjet më vonë).

Gjatë diskutimit që bën për vetitë e ajrit, Ibën Sina shton se elementet rrjedhin nga njeri-tjetri dhe ndarja e një elementi lidhet me ndarjen e elementit tjetër. Kjo sipas tij është një transformim ku kemi të bëjmë me një ndryshim në kualitet. Kur ndodh një gjë e tillë "predispozitat për formën mund të jenë të ndryshme dhe gjithashtu marrin një formë të re". Retë formohen kur avujt e ujit ngrihen në pjesët e ftohta të atmosferës dhe kthehen në shi (gjendje të lëngshme). Kur avulli në këtë pjesë ngrihet (kalon në gjendje të ngurtë) kemi borë, por në qoftëse se këta avuj nuk arrijnë të kalojnë në shi, por mbesin të ngrirë, atëherë ne kemi breshër.

Një kontribut tjetër i madh i Ibën Sinas rreth alkimisë: Ne këtë aspekt ai është me njohuri të njëjta sikurse Francis Bacon me një qasje induktive rreth shkencës. Praktikimi i alkimisë kishte depërtuar aq thellë në strukturën e shkencës islame, saqë el-Kindi dhe ebu Naser Farabi kanë thënë se njohuritë dhe idetë e Ibën Sinas janë legjitime.

Në një kapitull të veçantë për astronominë, Ibën Sina ka dhënë një përshkrim rreth almagest të Ptolemut, duke ua shtuar një përshkrim të ri, që i sqaron almagstet.

Ibën Sina ka kontribuar në shkencat natyrore vetëm në aspektin teorik, kjo është e njëjtë ashtu siç ka thënë edhe Sartoni se ne nuk presim asgjë prej Neo-Platonistëve. Në fund të jetës së tij, ai ka bërë një përshkrim astronomik, duke thënë se ne duhet të lexojmë më shumë, në mënyrë që të fitojmë sa më shumë njohuri.

**Burimet:**


- Dr W. Hazmy C.H. Dr Zainurashid Z. Dr Hussaini R., BIOGRAPHY Muslim Scholars and Scientists, Published by: Islamic Medical Association of Malaysia N. Sembilan, (https://docs.google.com/file/d/0B-e6qHPbxSdNd1oxMUVCVG82a0E/edit),
- Dr. Muhammad Adil Afridi, CONTRIBUTION OF MUSLIM SCIENTISTS TO THE WORLD: AN OVERVIEW OF SOME SELECTED FIELDS, (http://irep.iium.edu.my/8415/1/Contribution_of_Muslim_Scholars_to_the_world.pdf),
- Islamic Science 3 Stephen R. Addison September 30, 2003, (https://faculty.uca.edu/saddison/SciBiog/Names.pdf),
- Muslim Scientist & Their Contribution, Muslim Scientist & Their Contribution, (http://www.csspoint.yolasite.com/resources/Muslim%20Scientist%20%26%20Their%20Contribution.pdf),
- http://www.muslimheritage.com/article/contribution-Ibën-sina-development-earth-sciences,
- https://iis.ac.uk/encyclopaedia-articles/Ibën-sina-or-avicenna,https://en.wikipedia.org/wiki/Avicenna,
- http://www.uzbekembassy.ir/great.aspx,
- https://www.iep.utm.edu/avicenna/,
- http://www.muslimphilosophy.com/sina/art/Ibën%20Sina-REP.htm.


*1. Uniformitarianizmi: është koncept që shpjegon se format e relievit të tokës formohen kryesisht nga erozioni, si dhe nga ndryshimet e pa pritura që ndodhin si pasoj e tërmeteve dhe përmbytjeve. 2. Nocion matematikor që përshkruan rrugët e yjeve dhe planetëve, të dhen nga Ptolomeu gjatë shekullit të dytë.*

## Dr. Edinger-Schons, psikolog gjerman

# Myslimanët kanë kënaqësinë më të lartë të jetës

Besohet se asnjë barometër ose mjet matës nuk mund të përdoret për të përcaktuar sasinë e lumturisë që një person ndien në çdo moment të dhënë në jetën e tij.

Megjithatë, një studim i ri nga psikologu gjerman, dr. Edinger-Schons, zbuloi se matja e kënaqësisë së jetës është sa më afër që mundesh të përcaktosh lumturinë. Ai zbuloi se ndjenja gjithëpërfshirëse e 'Njëshmërisë' përdoret për të përfytyruar kënaqësinë e përgjithshme në jetën e një personi.

Për më tepër, një profesor në Universitetin e Illinois krijoi një shkallë për lumturinë, ose 'kënaqësinë me shkallën e jetës' (SWLS). Ajo përbëhej nga pesë pyetje për të përcaktuar se sa i kënaqur është një person me jetën e tij. Çdo pyetje kishte një renditje prej një deri në shtatë, dhe sipas kësaj, sa më i lartë rezultati, aq më i kënaqur je me jetën tënde.

Një studim tjetër në vitin 2016 arriti në përfundimin se njerëzit "shumë fetarë" kanë më shumë gjasa të jenë 'shumë të lumtur' në jetë. Megjithatë, psikologu gjerman ka arritur në përfundimin se ideja e 'Njëshmërisë' është një emërues i përbashkët që kalon nëpër njerëz me një nivel më të lartë të spiritualitetit **në fetë e tyre përkatëse.**

Mbi 67,000 jo-studentë u anketuan nga hulumtuesit në Universitetin e Mannheim **në Gjermani për të përcaktuar se si** ‹Njëshmëria' ka prekur kënaqësinë e jetës nëpër fetë e ndryshme. Për shkak të besimit se ata ishin të lidhur me diçka më të madhe se vetja, u konstatua se myslimanët kishin më shumë gjasa të ishin me kënaqësi më të lartë të jetës sesa pjesëtarët e tjerë.

'Njëshmëria' si një shënues i personalitetit mund të përdoret për të dalluar në mes të njerëzve që kërkojnë dhe bëjnë lidhjet më kuptimplota me të tjerët, botën rreth tyre, dhe subjektit të plotfuqishëm të Zotit.

Si një nga besimet kryesore, Krishterimi është gjithashtu për adhurim të një Zoti, ata u renditën në vendin e dytë pas muslimanëve, pasuar nga budistët dhe hinduisët. Çuditërisht, studimi gjeti ateistët të jenë në nivelin më të ulët të kënaqësisë, për shkak të indiferencës ndaj të tjerëve ose një fuqie më të lartë.

Kështu, si temë kryesore e Islamit është Teuhidi (Monoteizmi), myslimanët ndihen me ndjenjën më të madhe të "Njëshmërisë", e cila çon në rezultate më të mira të shëndetit mendor dhe fizik. Edhe pse nuk dihet se deri në çfarë mase sistemi i brendshëm ndikon në kënaqësinë e jetës së një personi, ajo çon në lidhje më të mira shoqërore, një sistem imuniteti më të fortë, ndjeshmëri më të madhe dhe më pak depresion.

Studiuesit thanë: "Ky studim zgjeron njohuritë mbi psikologjinë e fesë, duke zbuluar jo vetëm nivelin mesatar të besimeve në Njëshmërinë dhe të grupeve të ndryshme fetare, por gjithashtu duke eksploruar efektin e këtyre besimeve në kënaqësinë e jetës. "

*Përktheu nga anglishtja: Mexhid Yvejsi*
*Burimi: Islam 21*



# Myftiu Tërnava inspektoi punimet që po kryhen në Rahovec, Malishevë dhe Drenas



Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës Myftiu Naim ef. Ternava me 5 korrik inspektoi punimet që po zhvillohen në ndërtesën e Vakëfit në Rahovec, si dhe dy xhamitë që po ndërtohet në Llazicë dhe tjetra në Korroticë të Epërme, në Malishevë dhe Drenas. Me ketë rast Myftiu Tërnava pa nga afër punët që po kryhet dhe nga përgjegjësit u informua mbi ecurinë dhe mbarëvajtjen e punimeve. Ai u nda i kënaqur dhe me këtë rast shprehu bindjen se komuniteti i këtyre vendeve do të ndihen më mirë meqë po ngrihet infrastruktura e objekteve fetare për të përmirësuar jetën dhe për të lehtësuar kryerjen e obligimeve fetare.

Ai me këtë rast tha se BIRK-u vazhdimisht do të jetë pranë xhematit që t'u përgjigjet kërkesave të tyre.

# Në të gjitha xhamitë e Kosovës u ligjërua në mbështetje të të mbijetuarve të dhunës seksuale gjatë luftës së fundit në Kosovë



Me rekomandim të kryetarit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiut Naim ef. Tërnava, me 5 korrik për xhuma në të gjitha xhamitë e Kosovës ligjërohet në mbështetje të të mbijetuarve të dhunës seksuale gjatë luftës së fundit në Kosovë. Ditë më parë BIRK-u organizoi konferencë për këtë temë, ku morën pjesë personalitete vendore dhe ndërkombëtare. Me këtë rast, Myftiu Tërnava ka kërkuar që të mbijetuarit e dhunës seksuale gjatë luftës të mos paragjykohen, duke shtuar se shoqëria kosovare po përballet edhe me një sfidë, me atë të luftimit të stigmatizimit të viktimave të dhunës seksuale. Me këtë kategori nuk janë marrë mjaftueshëm shteti, rrethi e familja. Bazuar në parimet islame, dhuna seksuale është e ndaluar, me kodin e luftës si dhe me normat e të drejtat ndërkombëtare. "Këto veprime të kryera nga forcat ushtarake serbe ndaj civilëve të pambrojtur, nuk ka dyshim se janë vepra të dënueshme, të shëmtuara, të urryera e të gjykuara nga Zoti, nga të dërguarit e Tij, nga njerëzit fisnikë e të edukuar, si dhe nga shoqëritë demokratike. Prandaj si të tilla janë dhe duhet të kategorizohen në kuadër të krimeve të luftës… Konsideroj se roli i bashkësive fetare për shkak të natyrës së plagës është primar dhe i domosdoshëm, askush sikur feja nuk mund të trajtojë plagën në bazë morale.

# Myftiu Tërnava mbikëqyri punimet në objektin e Këshillit të BI së Kamenicës

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga zv. sekretari i Kryesisë, Rexhep ef. Luma dhe nga kryetari i Këshillit të BI së Kamenicës, Bejtullah ef. Hashani, me 9 korrik mbikëqyrën punimet në objektin në ndërtim e sipër të Këshillit të Bashkësisë Islame të Kamenicës. Myftiu Tërnava pa nga afër punimet që janë duke u zhvilluar në këtë objekt, si dhe u informua nga përgjegjësit për ecurinë dhe mbarëvajtjen e punimeve. Ai u nda i kënaqur me ecurinë e punës, si dhe shprehu gatishmërinë e tij dhe të institucionit që ai drejton për mirëqenien e xhematit dhe të këshillave të BI-së.



# Myftiu Tërnava mbikëqyri punimet në objektin vakëf të BI-së së Kaçanikut

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga zv. sekretari i Kryesisë, Rexhep ef. Luma dhe nga kryetari i Këshillit të BI-së së Kaçanikut, Menduh ef. Rexha, me 9 korrik mbikëqyrën punimet në objektin vakëf të BI-së së Kaçanikut. Myftiu Tërnava pa nga afër punimet dhe u informua nga përgjegjësit mbi ecurinë dhe mbarëvajtjen e punimeve. Ai u nda i kënaqur pasi që institucionet e Bashkësisë Islame dita-ditës po ndërtojnë dhe po përmirësojnë infrastrukturën e objekteve fetare për të përmirësuar jetën dhe lehtësuar kryerjen e obligimeve fetare.



# Letër Myftiut të Bosnjës h. Kavazoviq, me rastin e Ditës Përkujtimore të Masakrës së Srebrenicës

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i ka dërguar me 11 korrik një letër Myftiut të Bosnjës dr. Husein ef. Kavazoviç, me rastin e Ditës Përkujtimore të Masakrës së Srebrenicës. Në letrën e Myftiut Tërnava, ndër të tjera thuhet: "Në emrin tim personal, në emër të organeve dhe të institucioneve të Bashkësisë Islame, si dhe në emrin e gjithë qytetarëve bashkëbesimtarë tanë të Kosovës, shprehim respekt të veçantë për të gjithë dëshmorët e Srebrenicës, duke lutur Allahun xh.sh. që ajo e keqe askujt, askund dhe kurrë të mos t'i ndodhë duke shpresuar që akterët e krimit makabër të dalin para drejtësisë për t'u qetësuar shpirtrat e pasardhësve të tyre, për të ecur sigurt hap pas hapi për një të ardhme me të mirë."

# Myftiu Tërnava priti në takim shefin e Task-Forcës kundër përdorimit të narkotikëve dhe për sigurinë në shkolla, z. Avdullah Hasanin

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, me18 korrik priti në takim shefin e Task-Forcës kundër përdorimit të narkotikëve dhe për sigurinë në shkolla, z. Avdullah Hasanin.

Në takim, u shkëmbyen mendime dhe analiza, u dhanë këndvështrimet e palëve për dukurinë e përdorimit të narkotikëve te ne dhe u diskutua për modalitetet e bashkëpunimit më të afërt ndërmjet Bashkësisë Islame dhe Task-Forcës kundër narkotikëve, të cilën e ka themeluar Qeveria e Kosovës në muajin e kaluar dhe shef i së cilës është emëruar z. Avdullah Hasani. Myftiu Tërnava i vlerësoi si shumë të qëlluara dhe përgëzoi qeverinë për vendimet e saj për të themeluar Task-Forcë dhe për fillimin e fushatës kundër përdorimit të narkotikëve në shkolla dhe përgjithësisht nga të rinjtë. Ai u shpreh se Bashkësia Islame, nëpërmjet deklaratave publike, organizimeve fetare dhe nëpërmjet imamëve, vazhdimisht ka ngritur shqetësim për dukurinë e përdorimit të drogave nga të rinjtë dhe ka sensibilizuar opinionin kundër kësaj dukurie për aq sa ka pasur hapësirë publike. Falënderoi shefin z. Avdullah Hasani që e ka paraparë dhe e ka konsideruar të rëndësishëm bashkëpunimin e afërt me Bashkësinë Islame, si dhe i dëshiroi punë të mbarë e realizim të objektivave të Task-Forcës e që janë me interes parësor nacional.



Ndërkaq, mysafiri z. Hasani e njohu Myftiun me planin dinamik që ka ndërtuar dhe me objektivat e Task-Forcës, shprehu konsideratën e tij për rolin dhe kontributin e Bashkësisë Islame që ka dhënë e po jep kundër dukurive negative relevante për Task-Forcën e tij dhe falënderoi për gatishmërinë për bashkëpunim edhe më të afërt e më të koordinuar.

Myftiu Tërnava i shprehu gatishmërinë që Bashkësia Islame t'i ofrojë Task-Forcës në gjithë veprimtarinë e saj asistencën e kërkuar fetare. Pas takimit dhe pas konsultimit me kryeimamin Sabri ef. Bajgora, Myftiu mori vendim që të premten tjetër, në të gjitha xhamitë e Kosovës, në hytbenë e xhumasë, të jepet mesazhi i njësuar kundër përdorimit të narkotikëve dhe në mbështetje të veprimtarisë së Task-Forcës së Qeverisë të themeluar për këtë qëllim. *(I. Rexhepi)*

# Myftiu Tërnava mbikëqyri punimet në xhaminë e Matit

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga sekretari i Kryesisë, Ahmet ef. Sadriu, kryeimami i BIRK-ut Sabri ef. Bajgora, shefi i kabinetit Besim Mehmeti,si dhe zv/ kryeimami i KBI të Prishtinës, Idriz ef. Xhigolli me 26 korrik mbikëqyrën punimet në xhaminë e Matit në Prishtinë.



Myftiu Tërnava pa nga afër punimet dhe u informua nga përgjegjësit mbi ecurinë dhe mbarëvajtjen e punimeve në xhaminë e Matit. Ai u nda i kënaqur pasi që institucionet e Bashkësisë Islame dita ditës po ndërtojnë dhe po përmirësojnë infrastrukturën e objekteve fetare për të përmirësuar jetën dhe lehtësuar kryerjen e obligimeve fetare. *(R.S).*

# Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës takoi mërgimtarët



Drejtoria për Diasporë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës organizoi takim-drekë me imamët dhe kryetarët e këshillave të xhamive të shqiptarëve në diasporë me 30 korrik. Takimi u mbajt në ambientet e Medresesë së Mesme"Alauddin". Në këtë takim mori pjesë edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me stafin e tij.

Drejtori i Diasporës, mr. Ekrem ef. Simnica duke u dëshiruar mirëseardhje mysafirëve tha se ky takim tashmë është bërë tradicional nga BIRK-u, duke vlerësuar lart kontributin e diasporës dhënë për Kosovën. “Kjo drekë është bërë tradicionale nga BIRK-u, duke e ditur kontributin që ka bërë diaspora dhe që vazhdon ta bëjë për Kosovën. BIRK-u është e ndihmuar nga shtrirja e dorës së vendorëve, por në shumicë nga mërgimtarët. Drejtoria për Diasporë është gati të bashkëpunojmë me mërgimtarët kudo që janë”, tha Simnica.

Nga ana tjetër, Myftiu i Kosovës, Naim Ternava, në fjalën e tij përshëndetëse tha se Medreseja e Prishtinës, ka dhënë një kontribut të jashtëzakonshëm në çdo etapë që vendi ynë ka kaluar. Ai çmoi kontributin dhe punën e diasporës, duke thënë se Kosova do të jetë përjetë falënderuese, duke u thënë se dyert në Kosovë janë çdo herët të hapura për mërgatën tonë.

“Jemi mbledhur në këtë objekt, i cili ka dhënë një kontribut të jashtëzakonshëm kur ky vend ishte i okupuar. Dhe nga këtu dolën njerëz të cilët sot këtë dije e shpërndajnë në gjithë botën. Andaj ky institucion do të mbetet krenaria e kombit tonë bazuar në atë që ka dhënë dhe po jep edhe sot në kohët më të vështira. Është kënaqësi e madhe të ju shoh, dhe kur ju vini në Kosovën tonë shohim se shumë dyer të mbyllura hapen”, tha ai.

Tërnava falënderoi imamët e diasporës, për ruajtjen dhe kultivimin e Islamit të pastër, duke porositur që të ruajnë fëmijët nga çfarëdolloj radikalizmi. “Nuk guxojmë asnjëherë t’i japim përparësi gjuhëve të huaja karshi asaj amtare. Kemi për detyrim ta ruajmë identitetin tonë fetar dhe atë kombëtar kudo ku jemi. Andaj duhet t’i ruajmë fëmijët tanë nga çdo sindrom që nuk i përket Islamit, sindromi është një përgatitje sa për ta njollosur Islamin, po ai s’ka të bëjë me Islamin se Islami është i pastër. Në asnjë mënyrë ne shqiptarët nuk guxojmë që të tjerët të na bëjnë me gisht sikur ne jemi ekstremistë. Mërgimtarët tanë duhet të kenë një bashkëpunim më të madhe edhe me institucionet e vendit si në aspektin politik, ekonomik dhe fetar’, tha ai.

Ai më tej tha se Bashkësia Islame e Kosovës mbetet edhe më tej e interesuar që t’i mbajë kontaktet me mërgatën tonë dhe që t’u ofrojë ndihmë rreth literaturës, kuadrove dhe aktiviteteve të tjera, tha Myftiu Tërnava, duke kërkuar nga mërgimtarët tanë që edhe më shumë të japin kontribut në mirëqenien e të gjithëve.

Në këtë takim me mërgimtarët tanë mori pjesë edhe përfaqësuesi i Ministrisë së Diasporës, Muhamet Selmani, i cili në fjalën e tij shprehu falënderime për imamët e diasporës për edukimin e brezave të rinj dhe kultivimin e kulturës shqiptare. "Ju përgëzoj për punën që keni bërë , dhe ju uroj për kulturën dhe diturinë që keni shpërndarë”- tha ai. Avdullah Mustafa, përfaqësues i diasporës në Zvicër, tha se do të vazhdojnë të japin kontribut për të mirën e vendit ku jetojnë dhe veprojnë, porse nuk do ta harrojnë as vendlindjen. "Ne këtë bashkim duhet ta thellojmë dhe të jemi më aktivë që të mirat e xhematit tonë të mos shpërndahen në vendet e tjera, po në vendlindje. Në kemi përgjegjësi këto mjete t’i dërgojmë në vendin tonë”, tha ai.

Edhe Elez Osmani, përfaqësues i shqiptarëve në Amerikë, tha se me xhelozi po i ruajnë traditat dhe zakonet, si kombëtare, ashtu dhe fetare."Ata të cilët kanë dalë nga Kosova, doket dhe zakonet i kanë ruajtur me xhelozi. Ne jemi rritur në këtë frymë me parime islame dhe me krenari i kemi shërbyer çështjes fetare dhe kombëtare”, tha ai.

Në fund përfaqësuesit e mërgatës bënë një sheti nëpër objektin e Medresesë, si dhe shprehën falënderimin e tyre për ftesën që ua bëri Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës për këtë takim dhe theksuan nevojën e vazhdimit të bashkëpunimit mes Kryesisë dhe mërgatës. *(R.S).*

## Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e radhës

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës me 29 korrik ka mbajt mbledhjen e rregullt, të cilën e hapi dhe e kryesoi kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava. Ai fillimisht falënderoi anëtarët e Kryesisë për angazhimin dhe aktivitetet që janë duke i bërë në terren. Në këtë mbledhje anëtarët e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës shqyrtuan raportin e Ramazanit 2019, rreth organizimit të Haxhit 2019. Më pas Kryesia shqyrtoi disa lëndë dhe mori vendimeve nga kompetenca e Kryesisë, si dhe diskutoi për çështje të ndryshme. *(R.S).*



## U mbajt mbledhja e drejtorisë së Haxhit



Drejtoria e Haxhit dhe Umres pranë Kryesisë e Bashkësisë Islame të Kosovës, me 15 korrik mbajti mbledhjen e saj parapërgatitore me udhëheqësit e grupeve të haxhive për këtë vit. Mbledhjen e kryesoi drejtori i Haxhit dhe Umres , Vedat ef. Sahiti i cili në fokus të diskutimit të tij kishte koordinimin e punëve, bashkërendimin e detyrave, obligimeve dhe përgjegjësive të udhëheqësve të haxhit në raport me haxhitë dhe mbarëvajtjen e kryerjes së kushtit të pestë të Islamit- Haxhit. *(R.S).*

## Përfundoi mësim-besimi për fëmijët e organizuar nga KBI e Prishtinës

Organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame të Prishtinës, në ambientet e medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës, më 25 korrik ka përfunduar mësim-besimi për fëmijët e kësaj komune. Në këtë eveniment mori pjesë drejtori i medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës, mr. Jakup Çunaku, mësimdhënës, prindër, familjarë dhe shumë mysafirë të tjerë. Kryeimami i KBI-së së Prishtinës, Burhanudin ef. Hashani, vlerësoi pozitivisht rrjedhën e këtij kursi intensiv të mësim-besimit duke shtuar se janë munduar të japin maksimumin. Gjatë këtij muaji janë munduar të japin nektarin më të mirë të mësimeve dhe kulturës fetare islame, e cila do t'u shërbejë gjatë jetës së tyre. Ai po ashtu ka falënderuar edhe kryetarin e Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiun Naim ef. Tërnava, kryesinë e BIRK-ut për mbështetjen e këtij eventimenti tradicional tashmë, si dhe mësimdhënësit që janë angazhuar në maksimum për një muaj në këtë kurs intensiv. "Në këtë kurs të sivjetmë e kemi filluar me moton "të gjithë së bashku drejt kënaqësisë së Alla-

hut xh.sh.", dhe me të vërtetë nuk i ka ndalur as vapa e korrikut që të punojmë dhe zhvillojmë këtë kurs fetar dhe kemi parë edhe vullnetin e madh që pushimet e tyre i kanë kaluar këtu duke mësuar. Falënderoj edhe prindërit që na e kanë besuar fëmijët e tyre që ne t'ua mësojmë dhe pajisim me edukim dhe kulturë fetare. Kjo është gjenerata më e suksesshme deri më tash. Në këtë kurs kanë marrë pjeseafërsisht 400 nxënës. Ai më pas theksoi se këtë nismë për mësim-besim e kanë filluar më 1999 në shkollën fillore "Emin Duraku", ku ka pasur një interesim mjaft të madh të nxënësve, më pas kanë vazhduar që nga viti 2000 në medresenë "Alauddin". Mësimi këtu tashmë është bërë një traditë 20-vjeçare, për çka i falënderojmë prindërit për dërgimin e fëmijëve të tyre, duke na i lënë kështu në amanet për edukimin fetar. Vitin e kaluar kemi pasur një interesim mjaft të madh të fëmijëve, ka qenë numri përafërsisht 500 nxënës, ndërsa këtë vit numri është diku rreth 400. Lëndët që mësohen këtu janë të ndryshme, duke filluar nga Kurani, suret, duatë, jeta e Muhamedit a.s., fikhu, edukata fetare-qytetare, etj. Në emër të KBI të të Prishtinës edhe njëherë e falënderoj drejtorinë e Medresesë për ofrimin e mundësive që ne ta zhvillojmë këtë kurs," – tha kryeimami Hashani. Drejtori i Medresesë "Alaudin", mr. Jakup ef. Çunaku, nënvizoi se Medreseja edhe këtë verë, si gjithmonë është në shërbim të arsimimit dhe të edukimit të gjeneratave të reja. "Kujtojmë vitet e 90-ta, kur Medreseja hapi dyert për organizimin e jetës politike dhe shkencore, por edhe tash është duke luajtur një rol të rëndësishëm për mësimin dhe edukimin e gjeneratave të reja. Medreseja ka ofruar objektin në shërbim të komunitetit, përkatësisht të Këshillit të Prishtinës, duke filluar që nga klasat, sallat e sportit, ofrimin e një ushqimi të lehtë nga kompani të ndryshme etj. E rëndësishme është që këta fëmijë sot e përfunduan këtë kurs





fetar dhe po dalin më të edukuar, më të arsimuar dhe më afër rregullave shoqërore. Jam shumë krenar që sot kaq suksesshëm po përfundon ky kurs i mësim-besimit fetar", – tha drejtori Çunaku. Imami Sami Fetahu, është njëri nga mësimdhënësit e këtij kursi shprehet se këtë vit kemi pasur një interesim të madh për të mësuar dhe për të ndjekur këtë kurs. "Ne në lëndën e Kuranit jemi munduar që nxënësve t'ua mësojmë suret e shkurta, apo 10 suret e fundit të Kuranit, e më pas kemi vazhduar me mësimin e shkronjave të Kuranit. Meqenëse niveli i nxënësve nuk është i njëjtë, ka prej tyre që tashmë suret i dinë." Ndër lëndët që u mësuan në këtë kurs ishte edhe lënda e edukatës fetare-qytetare, për të cilën mësuesja Agnesa Hasani tha se është një lëndë që po zgjon mjaft interesim te nxënësit. "... kjo lëndë në vete ngërthen mjaft tema të rëndësishme, siç është respekti ndaj prindërve, ndaj të moshuarve, ndaj të afërmve etj., pastaj sjellja në rrugë, në shkollë, në shoqëri, pra me një fjalë janë rregulla dhe norma që na nevojiten shumë neve si shoqëri. Nga praktika dhe mësimet e viteve të kaluara, vërehet që nxënësit që kanë vijuar edhe vitin e kaluar këtë kurs, tashmë këto rregulla vetëm se janë duke i zbatuar dhe praktikuar ato."-tha ajo. Ensar Lutaj, një nga nxënësit e këtij kursi, tregoi se është shumë i kënaqur që ishte pjesë e këtij kursi, për të cilin veçoi lëndën e edukatës fetare dhe mësimet që ai po i merr në këtë lëndë, siç është sjellja me familjarët, prindërit, shoqërinë, si dhe për respektin që duhet t'ua bëjmë këtyre shtresave. Në fund nxënësit kishin përgatitur një program kulturo-artistik dhe më pas organizatori dha disa mirënjohje për nxënësit e dalluar të këtij kursi. Ky mësim-besimi ka filluar më 4 korrik dhe përfundoi më 25 korrik. Ky kurs do të organizohet edhe në vitet e ardhshme. *(R.S).*

## Komunikatë për medie

Nëpërmjet kësaj komunikate, ju njoftojmë se nesër, ditë e premte, më 26.07.2019, në të gjitha xhamitë e Kosovës, në hytbenë e xhumasë, do të jepet mesazh i njësuar kundër përdorimit të narkotikëve dhe në mbështetje të veprimtarisë së Task-Forcës së Qeverisë të themeluar për këtë qëllim.

Më 18. 07. 2019, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava është takuar me shefin e Task-Forcës kundër përdorimit të narkotikëve dhe për sigurinë në shkolla, z. Avdullah Hasanin. Nga takimi me z. Hasanin, Myftiu Tërnava ka marrë vendimin që hytbeja e kësaj të premteje (e ditës së nesërme) të jetë e njësuar në mbështetje të veprimtarisë së Task-Forcës kundër përdorimit të narkotikëve.

Myftiu Tërnava ka vlerësuar si shumë të qëlluara dhe ka përgëzuar qeverinë për vendimet e saj për të themeluar Task-Forcë dhe për fillimin e fushatës kundër përdorimit të narkotikëve në shkolla dhe përgjithësisht nga të rinjtë dhe ka shprehur gatishmërinë që Bashkësia Islame t'i ofrojë Task-Forcës në gjithë veprimtarinë e saj asistencën e kërkuar fetare.

## Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhje të jashtëzakonshme

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, mbajti me 29 gusht mbledhje të jashtëzakonshme, në të cilën shqyrtoi gjendjen e krijuar pas prishjes së një sasie të mishit të kurbanit të therur në një thertore në Istog.

Kryesia e BIK-ut pasi dëgjoi raportin e Komisionit të Kurbanit për ecurinë e aksionit të therjes së kurbanëve gjatë ditëve të Kurban Bajramit, pastaj për hapat që kanë marrë pas shfaqjes së dyshimit për cilësinë e mishit, mori vendim që të formojë një komision hetues, i cili do të zbardhë rrethanat dhe shkaqet që çuan në prishjen e mishit. Komisioni ka për detyrë që në afat prej një muaj të shqyrtojë dhe të analizojë të gjitha rrethanat dhe në bazë të të gjeturave të përgatitë raport, në bazë të të cilit Kryesia do të ndërmarrë masat e duhura.

Kryesia e BIK-ut në mbledhjen e sotme edhe një herë shprehu përkushtimin e saj në realizimin e plotë të amaneteve që na janë besuar nga besimtarët, ndërsa për këtë që ka ndodhur kësaj radhe, Kryesia e BIK-ut kërkon ndjesë nga besimtarët tanë të devotshëm, të cilëve u rikujtojmë edhe një herë se nijeti i tyre për kurban është realizuar plotësisht. Kryesia e BIK-ut u kërkon ndjesë e falje edhe kategorive sociale si përfituese të drejtpërdrejta të mishit të kurbanit si palë e dëmtuar.

Në të ardhmen do të merren të gjitha masat e duhura që gjërat e tilla të mos na ndodhin.

Njoftojmë opinionin edhe një herë se ka arritur një kontingjent i mishit të kurbanit që është therur në Hungari dhe se i njëjti do t'u shpërndahet nevojtarëve në ditët në vijim. Mishi i ardhur nga Hungaria është i sigurt dhe i cilësisë shumë të mirë. *(R.S).*

## Deklaratë për opinion

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, më datë 21 gusht 2019, ka kërkuar nga AUVK-u, që të japë mendimin profesional për sigurinë e një sasie të mishit të kurbanëve që ndodhej në depon e cila është marrë me qira. AUVK-u është kontaktuar pas dyshimit që kanë ngritur aktivistët dhe një pjesë e përfituesve të mishit të kurbanit. Me të marrë këtë shqetësim, Kryesia e BIK-ut, fillimisht ka ndërprerë shpërndarjen, e më vonë ka bërë edhe tërheqjen e mishit që ishte shpërndarë. Inspektorët e AUVK-ut pasi që kanë dalë në vendngjarje, kanë konstatuar se mishi që gjendej në depo nuk është i sigurt për konsumim dhe se i njëjti duhej të asgjësohej, gjë që edhe ka ndodhur, pra është asgjësuar në të njëjtën ditë nën mbikëqyrjen e AUVK-ut, duke respektuar të gjitha procedurat që i parashohin ligjet në fuqi. Kryesia e BIK-ut, njofton opinionin e gjerë se sivjet ka therur kurban 1391 krerë lopë. Aksioni për therjen e kurbanëve është bërë në dy thertore, një në Hungari, ku janë therur 1150 krerë lopë dhe një në Istog, ku janë therur 241 krerë lopë. Mishi i asgjësuar i përket një sasie të mishit të therur në Istog, që sipas inspektorëve të AUVK-ut është prishur, pasi që nuk është ngrirë në përmasat e duhura. Kryesia e BIK-ut, njofton opinionin se sasia tjetër e mishit është e sigurt dhe pritet që shpejt të arrijë në Kosovë dhe në bashkëpunim me institucionet kompetente do t'u shpërndahet kategorive sociale. Kryesia e BIK-ut, sqaron për besimtarët që kanë porositur kurban në BIK se amaneti i tyre në bazë të parimeve islame është kryer, ndërsa Kryesia do të hetojë rrethanat në të cilat është prishur mishi dhe në bazë të të gjeturave do të marrë masat e duhura që në të ardhmen të mos na përsëriten gjëra të tilla. Në fund, falënderojmë për korrektësinë dhe bashkëpunimin institucionin e AUVK-ut, mjetet e informimit, si dhe të gjithë ata që kanë kontribuar në sqarimin e opinionit publik.

# Në të gjitha xhamitë e Kosovës ligjërohet për kujdesin në trafik

Të premten, më 2 gusht, me rekomandimin e kryetarit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiut Naim Tërnava, në të gjitha xhamitë e Kosovës u mbajt hytbe me temë të njëjtë, e cila iu kushtua kujdesit që duhet të kemi në trafik. Kjo veprimtari e Bashkësisë Islame të Kosovës është ndërmarrë në mbështetje për kujdesin në trafik. Në mesazhin e hytbesë së kësaj të premteje, do të theksohen dhe shpjegohen argumentet fetare pse jemi të obliguar edhe fetarisht të përfillim rregullat e trafikut dhe që të tregojmë kujdes të shtuar. *(R.S).*



# Përurohet rindërtimi i xhamisë së fshatit Llokovicë të Prizrenit



Nën këndimin e ajeteve kuranore, në mënyrë solemne, me 4 gusht u bë përurimi i rindërtimit të xhamisë në fshatin Llokovicë të Prizrenit. Në këtë ngjarje morën pjesë zv. Myftiu i Republikës së Kosovës, Reshat ef. Mexhiti, kryeimiami i Prizrenit, Orhan ef. Bislimaj, hoxhallarë, si dhe shumë qytetarë të tjerë. Në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, para të pranishmëve, një fjalë përshëndetëse e mbajti zv. Myftiu, Reshat ef. Mexhiti, i cili vlerësoi lart rindërtimin e xhamisë, duke ftuar xhematin që ta zbukurojnë këtë xhami me prezencën e tyre në namazet ditore. Me një urim të veçantë, zv. Myftiu Reshat ef. Mexhiti, e uroi dhe e përgëzoi bamirësin Alija Duraki, i cili e ka financuar rindërtimin e kësaj xhamie që nga fillimi e deri në fund."Bamirësit e tillë bartin epitetin e njerëzve të veçantë në islam. Falë tyre, feja islame ka pasur gjithmonë rrugëtim të sigurt dhe prezencë në shoqëri, pavarësisht sfidave dhe pengesave," – tha zv. Myftiu Mexhiti. Të pranishmit me një fjalë rasti i përshëndetën edhe kryeimami i Prizrenit, Orhan ef. Bislimaj, imami i xhamisë, Azem ef. Velia, imami i xhematit Neshatel të Zvicrës, hfz. Mustafa Mehiq, si dhe kryetari i Mexhlisit të Bashkësisë Islame Rijeka në Kroaci, Samir ef. Ilijazi. Në fund të programit, një fjalë përshëndetëse e mbajti edhe donatori i rindërtimit të kësaj xhamie, Alija Duraki, i cili falënderoi Zotin e Madhëruar që ia mundësoi ta kryejë këtë vepër. Xhamia e fshatit Llokovicë daton që nga viti 1875. Për shkak të vjetërsisë, e sidomos edhe për shkak të bombardimeve të luftës së fundit, xhamia ka pësuar një çarje, duke u bërë një vend i pasigurt. Mirëpo falë këtij rindërtimi, xhamia tashmë ka një hapësirë të mjaftueshme për t'i shërbyer komunitetit për nevojat e tyre fetare, edukative e arsimore. *(B.Zeqiri)*

# Përurohet xhamia në fshatin Vërnicë të Mitrovicës

Nën këndimin e tekbireve, në mënyrë solemne, me 8 gusht u bë hapja e xhamisë në fshatin Vërnicë të Mitrovicës. Në këtë ngjarje mori pjesë zëvendëskryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Reshat ef. Mexhiti, drejtori për Diasporë në Kryesinë e BIRK-ut, Ekrem ef. Simnica, kryetari i Komunës së Mitrovicës, Agim Bahtiri, kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Mitrovicës, Irfan ef. Krasniqi, hoxhallarë, si dhe shumë qytetarë të tjerë.





Pas leximit të ajeteve kuranore, një fjalë rasti para të pranishmëve, në emër të Këshillit të BI-së, së Mitrovicës, e mbajti kryetari i këtij Këshilli, Irfan ef. Krasniqi, i cili tha se: "Pa dyshim se është një ndjenjë e veçantë gëzimi, që na mundësoi që në këto ditë të veçanta, ditë të muajit Dhul Hixhe, ne të bëjmë një hapje solemne, një përurim të një shtëpie të Allahut xh.sh., në të cilën deri në ditën e kiametit do të madhërohet Allahu. Falënderojmë të gjithë banorët e fshatit, të cilët kanë ndarë nga kafshata e tyre për të kontribuar për këtë xhami, duke lutur Allahun që t'ua shumëfishojë pasurinë e tyre."

Zëvendëskryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Reshat ef. Mexhiti, pasi uroi dhe përgëzoi banorët për ndërtimin e kësaj xhamie, në fjalimin e tij ua rikujtoi banorëve të mirat dhe dobitë që ka ndërtimi i një xhamie. "Fillimisht më lejoni që në emër të Kryesisë së BIRK-ut dhe në emrin e Myftiut Tërnava, t'u përshëndes dhe t'u përgëzoj për këtë punë madhore, duke lutur Allahun që kjo dashuri për islamin dhe ky ibadet për Allahun të jenë punë kulmore, e që me të cilat do të arrihet ajo që është më e mira për ahiret. Xhamitë janë shtëpi të Allahut, për këtë Muhamedi a.s. në një hadith ka thënë: "Kush ndërton një shtëpi të Allahut në sipërfaqe të tokës, Allahu do t'ia ndërtojë një shtëpi në xhenet." S'ka dyshim se kjo xhami që sot po i shtohet Mitrovicës është një gëzim, një dëshmi që ky popull është ndërtues i së mirës, është dëshmi që ky popull e donë vatanin, e donë dinin dhe ia duan të mirën vendit," tha ndër të tjerash zëvendëskryetari Mexhiti.

Kryetari i Komunës së Mitrovicës Agim Bahtiri, në fjalën e tij përshëndetëse, i uroi dhe i përgëzoi banorët e fshatit për këtë xhami, për të cilën tha se do të sjellë vetëm paqe dhe harmoni për banorët e këtij fshati. "Kur ndërtojmë dhe hapim xhami, gjithmonë duhet të mendojmë se ajo është një objekt me të cilën ka filluar historia e njerëzimit, gjithë ata që kanë qenë pjesë e punëve të mira në përgjithësi e sidomos ata që ndihmuan ndërtimin e kësaj xhamie të jenë të bindur se kjo është një dhunti që Allahu ia ka dhënë që të bëj punë të mira", tha ndër të tjerash kryetari Bahtiri.

Në fund, të pranishmit i përshëndeti edhe haxhi Bajrami, i cili ka kontribuar duke lëshuar tokën e tij për të ndërtuar këtë xhami. "Falënderoj Allahun që më ka dhënë këtë mundësi që të kontribuojë në ndërtimin e kësaj xhamie. E lus Allahun që t'ua shtojë të mirat të gjithë atyre që kanë kontribuar, e gëzofshim këtë xhami të gjithë së bashku", tha ai.

# Shoqata Humanitare Bamirëse “Bereqeti” shpërndau mish për familjet skamnore

Në prag të festës të Kurban Bajramit, shoqata humanitare bamirëse “Bereqeti”, dega në Prishtinë, e cila vepron në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës, me 7 gusht shpërndau mish për familjet skamnore.

Shpërndarja u bë në xhaminë “Pavarësia” në Prishtinë. Imami i kësaj xhamie, njëherësh koordinatori i shoqatës, dega në Prishtinë, Nexhmi ef. Hoxha, tha: “Bashkësia Islame e Kosovës, konkretisht shoqata “Bereqeti”, po mundohet vazhdimisht që të jenë pranë qytetarëve, në mënyrë që edhe ata të kenë se çfarë të shtrojnë në drekën e Bajramit. Sot kjo shoqatë ka shpërndarë 80 pako me mish, për të vazhduar edhe gjatë ditëve të festës me shpërndarjen e pjesës tjetër.”

# Departamenti i Gruas i BIRK-ut organizoi ligjëratën me temën “Narkomania, dukuri që vret”



Departamenti i Gruas i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, dega në Gjilan, organizoi ligjëratën kushtuar rrezikut të përdorimit të mjeteve narkotike. Ky aktivitet u organizua si bashkëngjitje e rekomandimit të Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava, i cili ditë më parë, rekomandoi që në të gjitha xhamitë e Kosovës, hytbeja e xhumasë t’i kushtohet dukurisë së përdorimit të mjeteve narkotike.

Ligjëratën me temën “Narkomania, dukuri që vret”, para të pranishmeve e mbajti Merita Boroci, e cila, duke folur rreth kësaj dukurie, u shpreh se: “Narkomania është një dukuri shkatërruese, një kancer i shoqërisë, e cila ka përfshirë mbarë botën, është një dukuri nga e cila shoqëria njerëzore po përjeton dëmin më të madh të shkaktuar. Kjo dukuri bën pjesë në grupin e lëndëve dehëse, të cilat njeriut ia humbasin vetëdijen, kujdesin, ia mbulojnë mendjen dhe ia errësojnë zemrën. Për këtë Allahu në një ajet kuranor ka thënë: “O ju që keni besuar, s’ka dyshim se vera, bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall) janë vepra të ndyta nga shejtani…” (El Maide, 90).”

Ndër shkaqet të përhapjes së kësaj dukurie, ligjëruesja Boroci përmendi: “… shoqëria e keqe, shthurja e rendit familjar, mos përkushtimi i prindërve ndaj fëmijëve, mungesa e njohurive të mjaftueshme për pasojat që bartë në vete kjo dukuri, dobësimi i motivit fetar, papunësia, veçmas në radhët e të rinjve, pasuria, luksi dhe shfrenimi etj.”

Në fund të ligjëratës, u përmendën edhe pasojat që vijnë si pasojë e përdorimit të mjeteve narkotike, për të cilat u tha se: “Përdorimi i narkotikëve ka edhe pasojat e veta, ndër të cilat ne kemi veçuar pasojat shëndetësore, nga ku, studiuesit e kësaj fushe kanë numëruar rreth 120 sëmundje, qofshin ato fizike apo psikike, të cilat vijnë si rezultat i përdorimit të narkotikëve, pasojat shoqërore, pasojat fetare, si dhe pasojat ekonomike.”

## Arrin në Kosovë grupi i parë i haxhive



Me 24, 25, 26 dhe 27 gusht në aeroportin ndërkombëtar "Adem Jashari" në Prishtinë, kanë arritur grupet e haxhive të Kosovës, të cilët sivjet kryen haxhin. Në pritje të haxhive dolën një numër i madh i familjarëve të tyre. Këtë vit nga Kosova, haxhin e kryen 1080 persona.

## Kosovës i shtohet një doktor shkence në fushën e Komentimit të Kuranit



Së fundmi, në Universitetin Botëror të Shkencave Islame në Aman të Jordanisë, kandidati Rijad H. Imeri arriti që me sukses të mbrojë titullin Doktor i Shkencave në fushën e Tefsirit (Komentimit të Kuranit).

Rijad Imeri i lindur më 25.05.1985, rrjedh nga një familje me tradita fetare dhe kombëtare, shkollën fillore e kreu në fshatin Komogllavë-Ferizaj, ku edhe njëherit vazhdonte ndjekjen e rregullt të mësim-besimit në xhaminë e këtij fshati. Pastaj vazhdoi studimet e mesme në Medresenë Alauddin në Prishtinë gjer në vitin 2003, ku edhe e përfundoi me sukses.

Pas përfundimit të Medresesë dhe sukseseve të treguara, vendosi të marrë rrugën për në Jordani, ku e mësoi gjuhën arabe e pastaj vazhdoi me studimet teologjike në Universitetin e Jordanisë, në fakultetin e sheriatit, dega Fondamentet e Fesë. Magjistraturën e vazhdoi në Universitetin Botëror të Shkencave Islame, në shkencën e Tefsirit në Aman të Jordanisë.

Rrugën e diturisë e vazhdoi po në të njëjtin universitet dhe me datën 21.05.2019 e mbrojti me sukses tezën e doktoratës në shkencën e Tefsirit me titullin " Nxjerrja e ligjeve praktike nga tregimet kuranore".

Dr. Rijad Imeri është i martuar dhe ka dy fëmijë Nisrinën dhe Adilin, është mësimdhënës në shkollat austriake në lëndën e Edukatës Islame, ka shërbyer si ligjërues dhe imam në kryeqytetin austriak, po ashtu ka mbajtur ligjërata dhe tribuna të ndryshme qoftë në Kosovë apo në Austri. Është aktiv në përkthime dhe shkrime autoriale me tematika të ndryshme fetare dhe shoqërore.

Dr. Rijad Imerit i dëshirojmë sukses të mëtejme në fushën akademike dhe shkencore, në të mirën e vendit.

*Përgatiti: mr. Artan Musliu*

# Në Kosovë u kremtua festa e Kurban Bajramit



Myslimanët anembanë botës me11 gusht kremtuan njërën nga festat kryesore të Islamit, e që është Kurban Bajrami. Edhe në Kosovë, në të gjitha xhamitë e Kosovës, në mënyrë solemne u kremtua kjo festë. Manifestimi kryesor kushtuar kësaj dite u mbajt në xhaminë "Sulltan Mehmet Fatih", në Prishtinë dhe nisi me faljen e namazit të sabahut, të cilit i priu drejtori i medresesë së mesme "Alaudin" Jakup ef. Çunaku. Pas namazit të sabahut u dha një program kulturo-artistik, me ilahi, kaside e këndim Kurani, për të vazhduar më pas me ligjëratën kushtuar kësaj dite, e që e mbajti profesori i Fakultetit të Studimeve Islame, Sedat ef. Islami.

"Festa në Islam ka bazament, motiv, mësime dhe natyrë të veçantë celebrimi. Më qartë, festat janë të përcaktuara fetarisht, lidhen me adhurime të caktuara, kanë mësime tejet edukative dhe nuk kalojnë asnjëherë në shthurje. E këtillë është edhe festa e Kurban Bajramit që tashmë kemi filluar kremtimin e saj. Por ka edhe diç tjetër të veçantë sa i përket kësaj feste. Ndryshe nga festa e Fitër Bajramit, e cila lidhet me fillimin e shpalljes së Kuranit, kjo festë lidhet me përmbylljen e saj,"- tha ndër të tjerash profesor Islami.

Ligjërata e tij më tej u fokusua në monoteizmin vështruar sipas ritualeve të haxhillëkut, ku ndër të tjera përmendi ritualet e vizitës së Qabesë, si shtëpia e parë e ndërtuar në tokë, ashtu siç na mëson Kurani për të. "Qabeja si shtëpi e Zotit me kalimin e kohës u mbush me idhuj, ndërsa me dërgimin e Muhamedit a.s. si pejgamber, gjërat filluan të ndryshojnë. Pas kthimit triumfues në Mekë, Qabeja u pastrua nga të gjithë idhujt, ndërsa haxhillëku filloi të performohej si një rit që reflektonte monoteizmin dhe besimin e pastër. Këtë e dëshmon edhe lutja më e dalluar e haxhiut: Të përgjigjem Allahu im, të përgjigjem! Të përgjigjem Ty që nuk ke shok, të përgjigjem! Falënderimi është vetëm për Ty ndërsa mirësia është vetëm prej Teje. Ty të takon sundimi! Ti nuk ke ortak, të përgjigjemi!"

Pikë tjetër me rëndësi, për të cilën u fol gjatë ligjëratës është edhe uniteti dhe bashkimi, si një nga rrafshet tjera nga ku reflektohet përsosmëri islame."Uniteti në adhurim duhet të reflektojë edhe në përditshmërinë dhe raportet tona. Allahu, siç qëndron në një thënie të Muhamedit a.s., ndahet i kënaqur me ne kur ne e adhurojmë Atë dhe jemi bashkë me njëri-tjetrin. Pra, adhurimi dhe bashkimi kanë ardhur paralel. Bashkimi është parim islam, është bazë islame, është porosi e Allahut dhe të Dërguarit të Tij, Muhamedit a.s., sikur që është



porosi e tyre edhe ikja nga përçarja. Ndarja dhe përçarja duhen luftuar edhe për faktin se janë fusha ku djalli ushtron më së tepërmi ndikimin. Së këndejmi, vetëm bashkimi është imazhi i vërtetë i besimtarëve dhe vetëm ai ka mandatin për t'i përfaqësuar myslimanët."

Ligjërata e tij, më tej vazhdoi me një fushë tjetër nga ku reflektohet përsosmëria islame, e që është solidariteti. "…therja e Kurbanit, si ritual, e provon dhe e fakton këtë. Kësisoj, kurbani duhet të shërbejë si mjet që atmosferës së kësaj feste t'i ndihet jehona në çdo shtëpi. Kurbani nuk është thjesht një copë mishi për t'ia hijeshuar sofrën një të varfri por edhe një tregues për platformën tonë solidarizuese dhe për etikën e solidaritetit me të tjerët. Ndërsa sa i përket etikës, solidariteti, që bëhet duke kërkuar kënaqësinë e Allahut, parasheh që shtrirja e dorës së ndihmës mos të jetë turpërim për të varfrin." Në përmbyllje të ligjëratës, ai përmendi një thënie të mendimtarit mysliman, Mustafa Sadik Rafiun, i cili ka thënë se: "Festat janë momente të rëndësishme për ta bërë shoqërinë të ndjejë se ka fuqinë e mjaftueshme për t'i ndryshuar ditët", ndaj le të shërbejë kjo festë për një fillim të madh për ne, si një pikënisje për reformim shpirtëror dhe kulturor, duke u bërë më të përkushtuar për Krijuesin dhe më



të lidhur me njëri-tjetrin.

Më pas programi vazhdoi me faljen e namazit të Kurban Bajramit, të cilit i priu sekretari i përgjithshëm i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës Ahmet ef. Sadriu, për të vazhduar më pas me hytbenë e Kurban Bajramit, të cilën e mbajti zëvendëskryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Reshat ef. Mexhiti. Ai në mesazhin e tij drejtuar qytetarëve, përmendi obligimet madhore që e karakterizojnë këtë festë. "… këtë festë e karakterizojnë dy obligime madhore në Islam, siç është haxhi dhe therja e kurbanit, e që janë nga begatitë më të mëdha të dhuruara nga ana e Allahut xh.sh. për besimtarin. Sot, në këtë mëngjes të bukur të





kësaj dite feste që e festojnë besimtarët anekënd botës, e në veçanti ata që gjenden për vizitë në Qabe, në Mekë, lutjeve të shumta të miliona besimtarëve dhe hanxhinjve u janë bashkuar edhe lutjet e engjëjve dhe lutjet e tërë gjithësisë. Bashkë me këto lutje janë edhe lutjet e baballarëve, nënave, vëllezërve, motrave bijve e bijave tona, që në Qabenë e bekuar e lusin Allahun xh.sh. për faljen e gjynaheve, pranimin e ibadeteve dhe lutjeve, për një mirëqenie të përgjithshme të të gjithë njerëzve. E për ta ne sot lutemi që të kthehen shëndosh e mirë në familjet e tyre."

"Solidariteti dhe ndihma për të varfëritë dhe njerëzit në nevojë është urdhër kuranor dhe amanet i Muhamedit a.s. Allahu xh.sh. thotë: "O njerëz! Para Allahut të gjithë ju jeni të varfër dhe nevojtarë. Vetëm Allahu është i Pasur dhe i Denjë për lavdërim." (Fatir, 15). Zoti nuk e do besimtarin e pasur që është koprrac. Pra, i Madhi Zot urdhëron në shpërndarjen e pasurisë për atë që ka nevojë, te i varfëri, jetimi, i mbeturi pa përkrahje, te i moshuari, pra te të gjithë njerëzit nevojtarë. Të nderuar besimtarë, të gjithë ne duhet ta dimë se dhënia e ndihmës të varfërve nuk pakëson pasurinë tonë, ngase mirësia e ruan pasurinë, ndërsa s'ka dyshim se Allahu xh.sh., do t'ia shumëfishojë pasurinë atij që e jep Zekatin, sadakanë dhe lëmoshën për njerëzit e varfër," – porositi zëvendëskryetari Mexhiti.

Ai porositi gjithë besimtarët që në zemrat dhe shpirtrat e tyre të shndrit besimi i sinqertë, që i motivon zemrat tona të jemi më solidarë, më humanë, më të mëshirshëm dhe më tolerantë. "Në këtë ditë feste të Kurban Bajramit, thërras të gjithë besimtarët që në zemrat dhe shpirtin e tyre të shndritë besimi i sinqertë, i cili motivon zemrat tona që të jemi edhe më solidarë, më humanë, më të mëshirshëm dhe më tolerantë. Të luftojmë urrejtjen, xhelozinë dhe armiqësinë, dhe të motivohemi për buzëqeshje e përqafim vëllazëror, ngase thirrja për unitet dhe vëllazërim mes njerëzve urdhërohet në shumë vende në Kuran, por edhe në porositë e Pejgamberit tonë të dashur, Muhamedit a.s. Dëshiroj edhe një herë që në emër të BIRK, institucioneve të saja, të bëjë lutjen të i madhi Zot për mirëqenie të të gjithë vëllezërve e motrave tona, brenda dhe jashtë trojeve tona etnike shqiptare, si dhe mërgatës tonë, kudo që është. E lus Allahun xh.sh.që t'i mëshirojë të gjithë ata që jetën e tyre flijuan në emër të Zotit xh.sh., për çlirimin e atdheut!"

Gjatë hytbes, një mesazh i caktuar u dha edhe për të drejtat e femrës, ku ndër të tjera tha: "Në këtë festë madhështore të haxhit lamtumirës të Muhamedit a.s.,, konfirmohen me theks të veçantë edhe të drejtat e femrës, të drejta këto që vazhdojnë të përbuzën dhe të abuzohet me to edhe sot e kësaj dite nga shoqëri të shumta nëpër botë. Fakti që Pejgamberi ynë Muhamedi a.s. e përzgjodhi të drejtën e femrës në mesin e shumë gjërave dhe çështjeve tjera me rëndësi në haxhin lamtumirës, flet për përkushtimin e tij për të. Megjithëkëtë, me keqardhje më duhet të them se liria fetare dhe të drejtat e femrës vazhdojnë të shkelen edhe në vendin tim në mënyra e forma të ndryshme duke e privuar nga liria që i ka dhuruar Allahu xh. sh., veçmas e drejta e saj për jetë të dinjitetshme, të lirë dhe jo e nëpërkëmbur nga burri apo shoqëria në asnjë segment të jetës. Ende vazhdon femra të jetë e privuar nga hisja e saj në pasurinë e babait, të cilën Kurani tash e 1400 vjet më parë ia garanton. Kurban-Bajrami duhet të na shërbejë si një motivim shtesë për ta jetësuar këtë të drejtë të tyre."Në fund të hytbesë, ai bëri apel që në këto ditë të festës t'i lëmë anash inatet dhe mospajtimet, e të bëhemi bashkë, jo vetëm për të festuar, por edhe për ta rregulluar jetën tonë. Ndaj, le të shërbejnë mësimet e kësaj feste si këshilla përkatëse për të gjithë ne. Më pas ceremonia vazhdoi me duanë e namazit të Kurban Bajramit, të cilën e bëri zëvendëskryetari i Kryesisë së BIRK-ut, Reshat ef. Mexhiti, pas së cilës uroi të gjithë besimtarët për këtë festë.

# Pritje për urime me rastin e festës së Kurban Bajramit

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës edhe këtë herë sikurse viteve të tjera organizoi pritje për urime me rastin e festës së Kurban Bajramit. Për të uruar, në vizitë erdhën krerët më të lartë shtetëror, përfaqësuesit e partive politike, përfaqësuesit e misioneve të ndryshme në Kosovë, përfaqësues të jetës fetare, kulturore etj. Në pritje të tyre ishte zëvendëskryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Reshat ef. Mexhiti.

Përfaqësuesit e institucioneve që erdhën për vizitë në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës ishin:

1. Kryeministri i Republikës së Kosovës Ramush Haradinaj,
2. Kryetari i Kuvendit të Kosovës Kadri Veseli,
3. Drejtori i Policisë së Kosovës Rashit Qalaj,
4. Ambasadori i OSBE-së Jan Brathu,
5. Dom Lush Gjergji nga Ipshkvia e Kosovës,

Përfaqësuesit e partive politike:

6. Ferid Agani nga Partia e Drejtësisë,
7. Sylejman Çerkezi nga Lëvizja për Drejtësi,
8. Visar Ymeri nga Partia Socialdemokrate,
9. Skender Reçica nga Nisma Socialdemokrate,
10. Ismet Beqiri nga Lidhja Demokratike e Kosovës,
11. Qazim Rrahmani nga Partia e Ashkanlinjve për Integrim,
12. Liburn Aliu nga Lëvizja Vetëvendosje.

Kryeministri i Kosovës Ramush Haradinaj në urimin e tij drejtuar qytetarëve të Kosovës tha: "Gjithë vëllezërve dhe motrave shqiptarë që e festojnë, gjithë besimtarëve myslimanë që e festojnë me urimin që t'u shpërblehet sakrifica të gjithëve edhe atyre që kanë bërë për njëri-tjetrin dhe atyre në nevojë. E thashë më herët që ne kemi detyra të ndryshme në jetë. Por një marrëdhënie e mirë me të gjithë neve, vendin tonë e çon përpara dhe ne jemi të interesuar që këto marrëdhënie t'i kemi më të mira të mundshme."

Kryetari i Kuvendit të Kosovës Kadri Veseli uroi qytetarët e Kosovës me urimin për unitet dhe ndihmesë të njëri-tjetrit. "Me bashkëshorten time, me gjithë familjen time dhe më shumë me babanë tim, të gjithë besimtarëve të fesë islame i uroj për festën e Kurban Bajramit që t'i gjejë familjet e tyre më mirë dhe më të bashkuar. Që kombin tonë të gjejë më afër me njëri-tjetrin. Që t'i largojmë dallimet që i kemi dhe më së shumti mendjen e keqe për njëri-tjetrin dhe që të ndihmojmë njëri-tjetrin. Në këtë festë është edhe flijimi. Më së shumti t'i kujtojmë edhe ata që kanë qenë në gjendje me u flijua në rini që ne sot me pasë liri. Përulemi çdo herë para veprës së tyre, nuk kemi me harru kurrë. E dimë saktë se cila është rruga jonë që kemi me shkuar përpara", tha ai.

Drejtori i Policisë së Kosovës Rashit Qalaj tha se: "Policia e Kosovës edhe populli janë një, gjithnjë duke konsideruar se ne jemi në shërbim te qytetarëve. Ne sot kemi pasur aktivitetet policore në mënyrë që falja të shkojë në mënyrën më të mirë të mundshme. Deri tash nuk kemi pas asnjë incident. Kjo merita i shkon popullit, deri sa ne lutemi që edhe ditën në vazhdim të shkojnë me gëzim."

Don Lush Gjergji nga Ipshkvia e Kosovës në urimin e tij drejtuar qytetarëve të besimit islam tha: "Feja shndërrohet në veprim përmes dhurimit dhe dashurisë. Urojmë që besimtarët e Bashkësisë Islame, por edhe gjithë besimtarët tjerë dhe njerëzit e vullnetit të mirë të përcaktohen për flijim dhe dhurim. Kjo e nderon Zotin, është e dobishme për gjithë ata që e zbatojnë sepse flijimi dhe dhurimi është karakteristika e atyre që besojmë edhe mbi të gjitha e atyre që e dashurojnë Zotin si krijues dhe shpëtimtarë."

Visar Ymeri nga Partia Socialdemokrate tha: "Shfrytëzoj rastin që edhe qytetarëve t'ua uroj, për mendimin tim vlen më shumë si simbolikë dhe porositë shoqërore që u janë dhënë të cilat janë domosdoja dhe nevoja e secilit prej nesh individualisht ta shohim veten si pjesë të shoqërisë dhe ta shohim veten të përgjegjshëm dhe ta mendojmë rëndësinë tonë që e kemi si shoqëri e cila është e drejtë dhe e cila nuk diskriminon as nuk përjashton. Dhe në anën tjetër krijon mundësi që çdo pjesëtarë i shoqërisë pavarësisht ku jeton ta ndiejë veten dhe ta gëzojë mundësinë e të drejtave të përbashkëta."





# U mbajt simpoziumi ndërkombëtar "Islami... koekzistencë dhe tolerancë




Organizuar nga Ministria e Haxhit në Mekën e bekuar, nga data 6-7 gusht është mbajtur simpoziumi i 44-të ndërkombëtar me temë "Islami... koekzistencë dhe tolerancë". Pjesë e këtij evenimenti ishin personalitete të larta fetare, shkencore, akademike që nga Australia e largët e deri tek Amerika. Në këtë simpozium mori pjesë edhe dr. Rexhep Suma, i cili para të pranishmëve prezantoi kumtesën "Bashkëjetesa dhe toleranca fetare te shqiptarët".

Ai me këtë rast veçoi kontributin e vazhdueshëm të institucionit të Bashkësisë Islame të Kosovës që po jep për ruajtjen dhe forcimin edhe më tej të raporteve ndërfetare të komuniteteve që jetojnë në Kosovë. Ai theksoi rolin e imamëve të BIRK-ut, ligjëratat e të cilëve frymëzojnë për dashuri, respekt dhe sjellje shembullore ndërmjet pjesëtarëve të komuniteteve të ndryshme fetare.

Fetë te shqiptarët vepruar dhe bashkëjetuar njëra me tjetrën në fusha të ndryshme gjatë periudhave klasike dhe këtyre moderne tek shqiptarët. Mësimet kuranore na thërrasin për tolerancë ndaj tjetrit dhe që të jemi të durueshëm dhe të mëshirshëm ndaj jomyslimanëve. Islami, ndryshe nga të gjitha fetë e tjera në botë, nuk u ofron ndjekësve të tij vetëm një "listë kredosh", por parashikon edhe artikulimin e këtyre besimeve e parimeve të tjera morale në një mënyrë jetese. Ajo që e quajmë qytetërim dhe kulturë islame është mishërimi dhe depërtimi në kohë dhe hapësirë i këtyre parimeve në duart e aktorëve myslimanë. Ashtu siç është qytetërimi mishërimi material, kulturor, institucional e estetik i botëkuptimit islam. Por në shoqërinë shqiptare jo vetëm që nuk ka pasur luftë mes grupeve të pjesëtarëve të feve dy (islame dhe krishtere), por ato për mrekulli kanë bashkëjetuar përgjatë shekujve në harmoni, dashuri, respekt, ndihmë e bujari. Kjo karakteristikë definuese për shqiptarët çmohet dhe vlerësohet lart, si dhe kultivohet me xhelozinë më të madhe ndër shqiptarë.

Kumtesa zgjoi interesim të madh dhe për të pati edhe shkrime që janë botuar në mediet saudite dhe më gjerë. *(B.M.)*

# Në Istog, një ish-jomyslimane pranoi Islamin

Më 28.06.2019, në Gurrakoc të Istogut, në praninë e imamit të xhamisë, Jelena nga Uster ZH, e cila i përkiste besimit ortodoks dhe që vinte nga Zvicra, e pranoi Islamin në Xhaminë e Gurrakocit.

Jelena tani është e martuar me Imer Krasniqin, nga fshati Dreje i Istogut. Këtë ceremoni e bëri imami Vehbi Shatri, i cili e falënderoi dhe e përgezoi për përzgjedhjen e saj si myslimane.

Pasi kishte dëshmuar dhe deklaruar me të shprehur, nga imami u këndua pjesë nga Kurani, dhe po ashtu u këndua edhe duaja e martesës. Përshtypjet për Islamin sipas tashmë besimares myslimane, ishin të mira gjithmonë, ndërsa tani të papërshkrueshme.

Ajo, ndër të tjera, tha se ndihet e lumtur tashmë është myslimane.

Në fund, imami Shatri bëri lutje, duke lutur Zotin xh.sh. që çiftit t'i japë shëndet dhe jetë të gjatë në Islam. *(V. Shatri)*



| AUTOR: AGIM GASHI | UDHËHEQËS I NJË ORGANIZATE POLITIKE | SHËNIMET E VENDBANIMEVE | NDESHJET, MEÇET NË MES DY SPORTISTËVE | ALIAS, I ASHTUQUAJTUR | GRACKË E VOGËL PËR ZOGJ | MEDRESEJA E MULLA IDRIZ GJILANIT | LLOJ TEPSIE | URANI | LESOTO | QYTET SHQIPTAR | IMTËSIM | PJESË E DOGANËS (sh.shq.) | RIGA TECHNICAL UNIVERSITY | ISTITUTO per le RICERCHE di STORIA dell'ARTE | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| UDHËHEQËS I NJË ORGANIZATE POLITIKE | | | | | | | | | | | | | | | IKACAKE |
| FORMIM I PËRGJITHSHËM | | | | | | | | RREGULLSI / ENVIRONM. PROTECTION AGENCY | | | | | | | |
| KRIJUESE | | | | | | | | | BANOR I ETRURISË / KYÇ | | | | | | |
| RELACION | | | | GRUMBULLIM / E NUMRAVE | | | | | | | | | ALI ASLLABI / LLOJ FRUTI MALI | | |
| THELBI | | | | | | | ANIMACION | | | | | | | AZOTI / PLLAKË ME SHENJA TRAFIKU | |
| TATUAZH | | | | | | | | | | | PJESË E DITËS | | | | |
| ASTATI | | | METRI / SOROLLAT, PRISH | | | | | | | | ANËÇAK | | | | |
| SHKRONJA XXIV | | HELIUMI / VEND EKSPERIMENTI | | | | | | | | | E LABËRISË | | | | |
| INTERN. LEAGUE of ASSOCIAT. of RHEUMAT. | | | | | | | | | | | LLOJ GJUAJTJE NË FUTBOLL | | | | |
| | I NDEZURI / LLOJ KROKODILI | | | | | | | | | | PJESË E ÇIFTELISË | | | | |
| LLOJ PLLAKE KATRORE | | | | | | | | | | | | LLOJ DRURI / VËSHTRIME ME ËENDJE | | | |
| EMËR PËR PLAKAT | | | | | | | | | | | ALBERT AJNSHTAJN | | | AMPERI / POROSIA | |
| IRNA | | | | I PAMORALSHËM | | | | | | | GJERMANIA | | ABDYL FRASHËRI / MIDIS, NË MES | | |
| QË ËSHTË PËRFUNDUAR | | | | | ANËSIM | LITIUMI | VARIANT I EMRIT HAMIDE | AJO PËR TË CILËN FLITET | KRAHINË GREKE | KALIUMI | NËNË | | | | |
| KALË SHALE | | | MALOK / TË HOLLA | | | | | | | | MËRI / IRIDI | | | | |
| EMRAT E VENDBANIMEVE | | | | | | | | | | PERSI / GIGABAJT | | | | | GJUHË AFRIKANE |
| KOHA E PUNËS | | | | | | MIGRACIONET / .. 47 | | | | | | | | | |
| REPUBLIKA | | KËNGËTARI, KRASNIQI (shq.) / TONI | | | | | | | | | MEHMETI / RADIUSI | | | | |
| KURSIVE | | | | | | | | I ASHPËR | | | | | | | |



# *Kurani*

Sa shumë libra u shtypën,
Shkruhen ende e lexohen çdo orë,
E si asnjëri s'na mahniti
Sa mrekullia e librit hyjnor.

Literatura e filozofi,
Miliona vargje e pamflete,
Por asnjëri s'ta ngroh zemrën
Sa ta ngrohin ato ajete.

Me fjalë nga zemra për ty shkruaj,
Se fjalët për ty i përfshin bekimi,
Më fal që s'mund t'i them të gjitha!
Ishe dhe je larg çdo përshkrimi.

Si uji i kthjellët që qartë shihet,
Drita jote gjithçka përfshin,
Me ato vargje të mrekullueshme,
Je udhëzim për njerëzinë.

Pasha diellin e paraditën,
Pasha njeriun dhe shpirtin e tij,
Është i verbër e i humbur,
Ai që s'pranon këtë mrekulli.

Ti je vetë jeta, më e ëmbla melodi,
Je vetë drita që të bën të ndriçuar,
U zbrit e bukura tek e bukura...
mahni,
Njerëzit në mirësi për t'i ftuar.

Ah, si dridhet zemra
kur e dëgjoj Realitetin njerëzor
nga fjala e Zotit,
Sa mbledh trupi forcën e imanit,
Mëkatet shkrihen nga pika e lotit.

Për ta udhëzuar drejt njeriun,
Fjala e njeriut nuk mjaftoi,
Zoti zbriti fjalën hyjnore,
"Lexo!...”njerëzimit i kumtoi.

E një ditë si në ëndërr,
Omeri i madh erdhi e m'u shfaq,
Çfarë porosie la i Dërguari i Zotit
Para se të vdiste? - unë i thashë.

I Dërguari i Zotit po vështronte,
Sytë i kthente rrotull me ngadalësi,
"O ymeti im”, lëshoi zërin,
Kuranin, namazin porosi!

Ma jepni këtu atë Kuran!
Se kurrë nga dora s'dua ta heq,
Ma lini në gjoks sa të jem gjallë,
E mos ma hiqni as kur të vdes!

*Granit Sadiku (nxënës i Medresesë Alauddin, Prishtinë)*